وَبَدَا لَهُمْ سَيِّـَٔاتُ مَا عَمِلُوا۟ وَحَاقَ بِهِم مَّا كَانُوا۟ بِهِۦ يَسْتَهْزِءُونَ
٣٣ وَقِيلَ ٱلْيَوْمَ نَنسَىٰكُمْ كَمَا نَسِيتُمْ لِقَآءَ يَوْمِكُمْ هَٰذَا وَمَأْوَىٰكُمُ ٱلنَّارُ
وَمَا لَكُم مِّن نَّٰصِرِينَ ٣٤ ذَٰلِكُم بِأَنَّكُمُ ٱتَّخَذْتُمْ ءَايَٰتِ ٱللَّهِ هُزُوًا
وَغَرَّتْكُمُ ٱلْحَيَوٰةُ ٱلدُّنْيَا ۚ فَٱلْيَوْمَ لَا يُخْرَجُونَ مِنْهَا وَلَا هُمْ يُسْتَعْتَبُونَ
٣٥ فَلِلَّهِ ٱلْحَمْدُ رَبِّ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَرَبِّ ٱلْأَرْضِ رَبِّ ٱلْعَٰلَمِينَ ٣٦
وَلَهُ ٱلْكِبْرِيَآءُ فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ ۖ وَهُوَ ٱلْعَزِيزُ ٱلْحَكِيمُ ٣٧

ترتيبها ٤٦ سُورَةُ الأَحْقَاف آياتها ٣٥

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الجزء ٢٦ الحزب ٥١ حمٓ ١ تَنزِيلُ ٱلْكِتَٰبِ مِنَ ٱللَّهِ ٱلْعَزِيزِ ٱلْحَكِيمِ ٢ مَا خَلَقْنَا
ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضَ وَمَا بَيْنَهُمَآ إِلَّا بِٱلْحَقِّ وَأَجَلٍ مُّسَمًّى ۚ وَٱلَّذِينَ
كَفَرُوا۟ عَمَّآ أُنذِرُوا۟ مُعْرِضُونَ ٣ قُلْ أَرَءَيْتُم مَّا تَدْعُونَ مِن
دُونِ ٱللَّهِ أَرُونِى مَاذَا خَلَقُوا۟ مِنَ ٱلْأَرْضِ أَمْ لَهُمْ شِرْكٌ فِى
ٱلسَّمَٰوَٰتِ ۖ ٱئْتُونِى بِكِتَٰبٍ مِّن قَبْلِ هَٰذَآ أَوْ أَثَٰرَةٍ مِّنْ عِلْمٍ إِن كُنتُمْ
صَٰدِقِينَ ٤ وَمَنْ أَضَلُّ مِمَّن يَدْعُوا۟ مِن دُونِ ٱللَّهِ مَن
لَّا يَسْتَجِيبُ لَهُۥٓ إِلَىٰ يَوْمِ ٱلْقِيَٰمَةِ وَهُمْ عَن دُعَآئِهِمْ غَٰفِلُونَ ٥



(33) Atëherë do t'u kujtohen të këqijat që kanë bërë dhe do t'i përfshijë ajo që ata e përqeshnin,
(34) dhe do t'u thuhet: "Sot Ne po ju lëmë në harresë, pikërisht ashtu siç ju patët lënë në harresë takimin që kishit në këtë ditë. Vendqëndrimi juaj do të jetë Zjarri e nuk do ketë për ju asnjë ndihmues, që t'ju shpëtojë prej dënimit të Allahut.
(35) Ky dënim është për shkak se ju përqeshnit argumentet e Allahut dhe i dhatë përparësi jetës së dynjasë, duke mos u përgatitur për këtë ditë me besim dhe me vepra të mira!" Sot, ata assesi nuk do të nxirren prej atij dënimi dhe nuk do t'u pranohet pendimi e as vetëqortimi.
(36) Falënderuar qoftë Allahu, për drejtësinë e Vet absolute! Ai është Zoti i qiejve, Zoti i Tokës dhe Zoti i të gjitha botëve e i krijesave në gjithësi.
(37) Vetëm Atij i takon të tregohet Përçmuesi i të tjerëve si në qiej, ashtu edhe në Tokë. Ai është i Plotfuqishmi e i Urti, që bën çfarë të dëshirojë dhe gjithçka e bën sipas urtësisë së Vet supreme.

## SURJA "EL-AHKAF"

*Mekase*

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

### Qëllimet e sures:

Sqarimi i nevojës që ka njerëzimi për Mesazhin e Allahut dhe paralajmërimi i atyre që ia kthejnë shpinën atij.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Hâ, Mîm.
(2) Zbritja e këtij Libri është prej Vetë Allahut të Plotfuqishëm dhe të Urtë, që bën çfarë të dëshirojë dhe gjithçka e bën sipas urtësisë së Vet absolute, si në krijim, në përcaktim, ashtu edhe në ligjvënie!
(3) Ne nuk i kemi krijuar më kot qiejt, Tokën e ç'ka gjendet ndëmjet tyre, por i kemi krijuar me qëllime të caktuara. Ndër këto qëllime është që njerëzit ta njohin Krijuesin e vet nëpërmjet përsosmërisë së krijimeve të Tij, e kështu t'ia kushtojnë vetëm Atij adhurimin, pa i shoqëruar askënd e asgjë tjetër. Një qëllim tjetër është që njerëzit të veprojnë në përputhje me misionin e tyre si kujdestarë në Tokë, deri në një afat që e di vetëm Allahu. Sa për ata që e mohojnë Allahun, ata nuk ua vënë veshin paralajmërimeve të Tij në Kuran.
(4) Thuaju (o i Dërguar) atyre që shkuan e adhuruan krijesat në vend të Krijuesit: "A i keni parë ata që ju i lutni, i madhëroni e i adhuroni në vend të Allahut?! Më tregoni, çfarë kanë krijuar ata prej asaj që gjendet në Tokë, apo ç'hise kanë ata në krijimin e qiejve?! Më sillni, pra, ju një Libër që ju është shpallur juve, që vërteton se duhet t'i adhuroni ata, ashtu siç ma zbriti Allahu mua këtë Libër, i cili e mohon ekzistencën e çdo zoti tjetër përveç Tij. Ose më sillni mua një pjesë (relikë) nga dija e trashëguar prej të parëve tuaj, ku ju mbështeteni, për t'i adhuruar ata në vend Allahut, nëse jeni të sinqertë në atë që pretendoni, pra, se idhujt tuaj e meritojnë të adhurohen!".
(5) Kush mund të jetë më i humbur se ai që i lutet ndonjë idhulli a dikujt tjetër në vend të Allahut, i cili kurrë nuk mund t'i përgjigjet atij, deri në Ditën e Gjykimit, teksa idhujt e tyre janë tërësisht të padijshëm në lidhje me lutjet e adhuruesve të tyre.

### Mësime nga ajetet:

- Përqeshja me ajetet, vargjet e argumentet e Allahut është guxim i pamatur që mohuesi tregon ndaj Krijuesit.
- Të dhënit tërësisht pas jetës së kësaj bote, duke e mohuar për hir të saj edhe Atë që e ka krijuar, është vetëmashtrimi më i madh i atyre që ndjekin qejfet dhe kënaqësitë e jetës së dynjasë.
- Allahu i Lartësuar në Ditën e Gjykimit do të jetë "Shpërfillës" e "Përçmues" i kujtdo që guxoi t'ia shpërfillë apo përçmojë Atij porositë, si dhe guxoi të tregohej mendjemadh ndaj Tij.
- Pranimi i lutjeve nga Allahu është prej argumenteve më të qarta për ekzistencën e Tij dhe fakt i padiskutueshëm që tregon se vetëm Ai e meriton të adhurohet.

وَإِذَا حُشِرَ ٱلنَّاسُ كَانُوا۟ لَهُمْ أَعْدَآءً وَكَانُوا۟ بِعِبَادَتِهِمْ كَٰفِرِينَ ٦ وَإِذَا
تُتْلَىٰ عَلَيْهِمْ ءَايَٰتُنَا بَيِّنَٰتٍ قَالَ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ لِلْحَقِّ لَمَّا جَآءَهُمْ هَٰذَا
سِحْرٌ مُّبِينٌ ٧ أَمْ يَقُولُونَ ٱفْتَرَىٰهُ ۖ قُلْ إِنِ ٱفْتَرَيْتُهُۥ فَلَا تَمْلِكُونَ
لِى مِنَ ٱللَّهِ شَيْـًٔا ۖ هُوَ أَعْلَمُ بِمَا تُفِيضُونَ فِيهِ ۖ كَفَىٰ بِهِۦ شَهِيدًۢا بَيْنِى
وَبَيْنَكُمْ ۖ وَهُوَ ٱلْغَفُورُ ٱلرَّحِيمُ ٨ قُلْ مَا كُنتُ بِدْعًا مِّنَ ٱلرُّسُلِ
وَمَآ أَدْرِى مَا يُفْعَلُ بِى وَلَا بِكُمْ ۖ إِنْ أَتَّبِعُ إِلَّا مَا يُوحَىٰٓ إِلَىَّ وَمَآ أَنَا۠
إِلَّا نَذِيرٌ مُّبِينٌ ٩ قُلْ أَرَءَيْتُمْ إِن كَانَ مِنْ عِندِ ٱللَّهِ وَكَفَرْتُم بِهِۦ
وَشَهِدَ شَاهِدٌ مِّنۢ بَنِىٓ إِسْرَٰٓءِيلَ عَلَىٰ مِثْلِهِۦ فَـَٔامَنَ وَٱسْتَكْبَرْتُمْ ۖ
إِنَّ ٱللَّهَ لَا يَهْدِى ٱلْقَوْمَ ٱلظَّٰلِمِينَ ١٠ وَقَالَ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟
لِلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ لَوْ كَانَ خَيْرًا مَّا سَبَقُونَآ إِلَيْهِ ۚ وَإِذْ لَمْ يَهْتَدُوا۟ بِهِۦ
فَسَيَقُولُونَ هَٰذَآ إِفْكٌ قَدِيمٌ ١١ وَمِن قَبْلِهِۦ كِتَٰبُ مُوسَىٰٓ
إِمَامًا وَرَحْمَةً ۚ وَهَٰذَا كِتَٰبٌ مُّصَدِّقٌ لِّسَانًا عَرَبِيًّا لِّيُنذِرَ
ٱلَّذِينَ ظَلَمُوا۟ وَبُشْرَىٰ لِلْمُحْسِنِينَ ١٢ إِنَّ ٱلَّذِينَ قَالُوا۟ رَبُّنَا
ٱللَّهُ ثُمَّ ٱسْتَقَٰمُوا۟ فَلَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ يَحْزَنُونَ ١٣
أُو۟لَٰٓئِكَ أَصْحَٰبُ ٱلْجَنَّةِ خَٰلِدِينَ فِيهَا جَزَآءًۢ بِمَا كَانُوا۟ يَعْمَلُونَ ١٤



(6) Ditën kur të ringjallen njerëzit për të dhënë llogari, ata që kanë qenë adhuruar e lutur në vend të Allahut, kanë për t'u distancuar prej atyre që i kanë adhuruar (si zota, të shenjtë dhe ndërmjetësues). Ata kanë për të treguar armiqësi ndaj çdokujt që i ka adhuruar në vend të Allahut, me qëllim për ta shpëtuar veten prej përfshirjes në të njëjtin ndëshkim me ta. Ata kurrsesi nuk kanë për ta pranuar se ata ishin në dijeni për atë adhurim që u kanë bërë atyre, duke e mohuar se kanë dëshiruar diçka të tillë.

(7) Kur atyre u lexohen ajetet (vargjet) Tona të qarta dhe sqaruese të njëshmërisë së Allahut, ata që mohuan të Vërtetën, pasi u erdhi atyre me zbritjen e Kuranit, thonë: "Kjo është një magji e pastër, që të deh e të pushton mendjen duke të bërë për vete!"

(8) Apo mos vallë, ata thonë: "Ai (Muhamedi) e ka sajuar vetë atë (Kuranin) dhe pastaj ia ka mveshur Allahut!"?! Thuaju (o i Dërguar): "Nëse unë do e kisha sajuar, ju kurrë nuk do mund të më shpëtonit prej ndëshkimit që Allahu do lëshonte mbi mua, pas këtij trillimi ndaj Tij. Kjo sepse ata që trillojnë gënjeshtra në emër të Zotit, kurrë nuk kanë për t'i shpëtuar Atij! Megjithatë, Allahu e di më mirë, se për ç'arsye ju po bëni kaq shumë zhurmë në lidhje me të dhe përse nuk dëshironi ta pranoni. Mjafton që Ai të jetë Dëshmitar mes Meje dhe mes jush. Ai ka për ta nxjerrë të Vërtetën e secilit prej nesh, se Ai është Gjynahfalës dhe Mëshirues, për këdo që kërkon falje dhe mëshirë prej Tij!".

(9) Thuaj (o i Dërguar): "Unë nuk jam i pari që dërgohem prej Allahut, që ju të çuditeni e të jeni në dilemë rreth vërtetësisë së thirrjes time për ju. Ka patur shumë të dërguar të tjerë përpara meje tek popujt e tyre. Megjithatë, edhe pse unë jam një i dërguar mes jush, unë nuk e di se çfarë do të ndodhë me mua e as se çfarë do të ndodhë me ju në të ardhmen, nëse nuk më njofton me shpallje Allahu i Lartësuar. Unë ndjek vetëm atë që më shpallet mua, duke folur e duke vepruar vetëm në përputhje me të. Unë nuk jam dërguar për tjetër gjë, por vetëm për të qenë një paralajmërues para ndëshkimit të Allahut, nëse nuk do të besoni, që t'ju paralajmëroj për të në mënyrën më të qartë."

(10) Thuaju (o i Dërguar) të tillëve, që e vënë në dyshim Vërtetësinë e këtij Kurani : "Më tregoni ju mua, a e keni menduar ndonjëherë, nëse ky Kuran vërtet është prej Vetë Allahut dhe ju e mohoni? Ndërkohë që Vërtetësinë e tij e dëshmoi edhe dikush prej bijve të Izraelit, duke u bazuar në profetësitë e ndodhura në një Libër të ngjashëm me të (Kuranin)- pra, Teurati. Madje, edhe e besoi atë (Kuranin), por ju u treguat mendjemëdhenj për ta besuar(a nuk do ishit mohues e keqbërës?!)!" Allahu nuk e udhëzon një popull mohues dhe keqbërës për tek Rruga e Drejtë.

(11) Aty mohuesit përgjigjen me përçmim për ata që besuan e thonë: "Po të kishte qenë ndonjë gjë e mirë ky besim e ky Kuran me të cilin ka ardhur Muhamedi, nuk do ta kishin besuar kurrë para nesh këta të varfër, skllevër e të parëndësishëm, pasi ne jemi edhe më të mirë e më të zgjuar se ata!" E meqë ata nuk e kanë pranuar ndonjëherë udhëzimin e Teuratit, atëherë edhe për këtë Kuran ata do të thonë: "Kjo, pra, qenka një gënjeshtër e vjetër dhe një trillim, që paska ekzistuar edhe më parë!".

(12) Përpara tij (Kuranit) ka qenë Libri i Musait, si udhëzim dhe si mëshirë për bijtë e Izraelit. Ky Libër është Vërtetues i tij (Teuratit), por në gjuhën arabe për një popull arab, në mënyrë që t'u tërheqë vërejtjen atyre që janë keqbërës e njerëz të këqij e të përgëzojë ata që janë bamirës.

(13) Në të vërtetë ata që thonë: "Zoti ynë është Allahu, e ne nuk adhurojmë zot tjetër përveç Tij!" e pastaj u treguan të qëndrueshëm në këtë besim dhe në kryerjen e veprave të mira e përmirësuese, atyre do t'u mundësohet një vend i sigurt, ku për ta nuk do të ekzistojë frika e as do të mërziten kurrë.

(14) Ata do të jenë banorë të Xhenetit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë, si shpërblim për veprat e devotshme që kanë përgatitur në jetën e dynjasë për të fituar kënaqësinë e Allahut.

## Mësime nga ajetet:

• Çdokush që adhurohet në vend të Allahut, ka për ta mohuar adhurimin e çdokujt që e ka adhuruar. • I Dërguari i Allahut nuk e dinte Gajbin (Fshehtësitë e Zotit), përveçse kur Allahu ia tregonte atë Vetë. • Ekzistenca e argumenteve në Librat e mëparshëm që vërtetonin se Muhamedi ﷺ ishte i Dërguari i Madh dhe pejgamberi që pritej. • Rëndësia që ka qëndrueshmëria dhe shpërblimi i atyre që i përmbahen Rrugës së Drejtë, duke fituar Xhenetin e përjetshëm, aty ku nuk njihet as frika e as mërzia.

وَوَصَّيۡنَا ٱلۡإِنسَٰنَ بِوَٰلِدَيۡهِ إِحۡسَٰنًاۖ حَمَلَتۡهُ أُمُّهُۥ كُرۡهٗا وَوَضَعَتۡهُ
كُرۡهٗاۖ وَحَمۡلُهُۥ وَفِصَٰلُهُۥ ثَلَٰثُونَ شَهۡرًاۚ حَتَّىٰٓ إِذَا بَلَغَ أَشُدَّهُۥ وَبَلَغَ
أَرۡبَعِينَ سَنَةٗ قَالَ رَبِّ أَوۡزِعۡنِيٓ أَنۡ أَشۡكُرَ نِعۡمَتَكَ ٱلَّتِيٓ أَنۡعَمۡتَ
عَلَيَّ وَعَلَىٰ وَٰلِدَيَّ وَأَنۡ أَعۡمَلَ صَٰلِحٗا تَرۡضَىٰهُ وَأَصۡلِحۡ لِي فِي ذُرِّيَّتِيٓۖ
إِنِّي تُبۡتُ إِلَيۡكَ وَإِنِّي مِنَ ٱلۡمُسۡلِمِينَ ١٥ أُوْلَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ نَتَقَبَّلُ
عَنۡهُمۡ أَحۡسَنَ مَا عَمِلُواْ وَنَتَجَاوَزُ عَن سَيِّـَٔاتِهِمۡ فِيٓ أَصۡحَٰبِ
ٱلۡجَنَّةِۖ وَعۡدَ ٱلصِّدۡقِ ٱلَّذِي كَانُواْ يُوعَدُونَ ١٦ وَٱلَّذِي قَالَ
لِوَٰلِدَيۡهِ أُفّٖ لَّكُمَآ أَتَعِدَانِنِيٓ أَنۡ أُخۡرَجَ وَقَدۡ خَلَتِ ٱلۡقُرُونُ مِن
قَبۡلِي وَهُمَا يَسۡتَغِيثَانِ ٱللَّهَ وَيۡلَكَ ءَامِنۡ إِنَّ وَعۡدَ ٱللَّهِ حَقّٞ فَيَقُولُ
مَا هَٰذَآ إِلَّآ أَسَٰطِيرُ ٱلۡأَوَّلِينَ ١٧ أُوْلَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ حَقَّ عَلَيۡهِمُ ٱلۡقَوۡلُ
فِيٓ أُمَمٖ قَدۡ خَلَتۡ مِن قَبۡلِهِم مِّنَ ٱلۡجِنِّ وَٱلۡإِنسِۖ إِنَّهُمۡ كَانُواْ خَٰسِرِينَ
١٨ وَلِكُلّٖ دَرَجَٰتٞ مِّمَّا عَمِلُواْۖ وَلِيُوَفِّيَهُمۡ أَعۡمَٰلَهُمۡ وَهُمۡ لَا يُظۡلَمُونَ
١٩ وَيَوۡمَ يُعۡرَضُ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ عَلَى ٱلنَّارِ أَذۡهَبۡتُمۡ طَيِّبَٰتِكُمۡ فِي حَيَاتِكُمُ
ٱلدُّنۡيَا وَٱسۡتَمۡتَعۡتُم بِهَا فَٱلۡيَوۡمَ تُجۡزَوۡنَ عَذَابَ ٱلۡهُونِ بِمَا كُنتُمۡ
تَسۡتَكۡبِرُونَ فِي ٱلۡأَرۡضِ بِغَيۡرِ ٱلۡحَقِّ وَبِمَا كُنتُمۡ تَفۡسُقُونَ ٢٠



*Pasi në dy ajetet e mësipërme Allahu i Madhëruar ka përmendur Njësimin e Tij, sinqeritetin dhe qëndrueshmërinë që duhet treguar në adhurimin e Tij, në ajetin në vijim bashkëngjit porosinë e sjelljes mirë me prindërit.

15 Ne e kemi urdhëruar njeriun prerazi; që të tregohet sa më i mirë e bamirës me prindërit e vet; si gjatë jetës së tyre, duke iu bindur e duke i dashur, ashtu edhe pas vdekjes së tyre, duke kërkuar falje e mëshirë me lutje për ta. Sidomos ndaj nënës, e cila e ka mbajtur atë në barkun e saj, me mund pas mundi dhe e ka lindur me dhimbje e vështirësi të madhe; ku vetëm mbajtja në barkun e saj, bashkë me periudhën e gjidhënies, zgjasin tridhjetë muaj. Ndërsa meraku e kujdesi i tyre e shoqërojnë atë, derisa ai arrin moshën e fuqisë dhe mbush dyzet vjet të jetës së tij. Vetëm pas kësaj moshe e pjekurie mendore, ai e kupton mirësinë e Allahut ndaj tij e ndaj prindërve të vet dhe thotë: "Zoti im, ma mundëso që të tregohem mirënjohës ndaj Teje për mirësinë Tënde, që ma ke dhuruar mua dhe prindërve të mi, duke të njohur Ty. Ma mundëso që të bëj vepra të mira, me të cilat Ti je i Kënaqur, si dhe më përmirëso në edukimin e pasardhësve të mi! Unë pendohem tek Ti për gjynahet dhe mangësitë e mia dhe unë jam musliman (që të nënshtrohem)!"

*Për hir të besimit e mirënjohjes ndaj Allahut, mirësisë ndaj prindërve dhe përpjekjes së besimtarit për të edukuar veten e fëmijët e vet, në dorëzimin ndaj Allahut si musliman, Allahu ka thënë:

16 Këtyre, Ne do t'ua pranojmë veprat më të mira, që ata i bënë; ndërsa do t'ua anashkalojmë veprat e tyre të këqija, duke mos ua llogaritur fare. Kështu Ne do t'i fusim në mesin e banorëve të Xhenetit. Ky është premtimi i Vërtetë, që Allahu ua kishte premtuar, nëse ata do arrinin Kënaqësinë e Allahut, kënaqësinë e prindërve dhe do përpiqeshin t'i edukonin pasardhësit e tyre me besim dhe vepra të mira.

*Pasi Allahu ka përmendur njeriun e mirë, ka përmendur edhe njeriun e keq, i cili jo vetëm që nuk e beson Ditën e Përgjegjësisë, por madje u kundërvihet prindërve të vet besimtarë, kur e ftojnë atë në besim:

17 Sa i përket atij që u thotë prindërve të vet: "Uf, për ju! Po më premtoni se kam për të dalë i ringjallur edhe një herë prej varri, kur përpara meje kanë kaluar shumë breza e askush prej tyre nuk është kthyer i gjallë?!" Prindërit i kërkojnë ndihmë Allahut për të dhe i thonë: "Mjerë për ty, për atë që je duke bërë e duke thënë! Besoji Allahut e pendohu, para se të vdesësh në këtë mohim, sepse premtimi i Allahut është i sigurt!" Por aiu përgjigjet atyre me arrogancë e mospërfillje, duke u thënë: "Këto nuk janë tjetër veçse përrallat e të parëve!"

18 Të tillët, që veprojnë në këtë mënyrë, e meritojnë ndëshkimin, që ka rënë edhe mbi popujt që kanë kaluar, si prej xhindëve, ashtu edhe prej njerëzve, pasi ata kanë qenë vërtetë njerëz të shkatërruar e të humbur.

19 Për secilin grup prej tyre, si për ata që janë në Xhenet, ashtu edhe për ata që janë në Xhehenem, do të ketë nivele të ndryshme. Ndërsa nivelet e banorëve të Xhenetit do të jenë në ngritje, nivelet dhe shtresat e banorëve të Zjarrit do të jenë në zbritje, në varësi të asaj që ata kanë bërë. Secilit prej tyre, Allahu ka për t'i dhënë atë që meriton, duke mos i bërë asnjë padrejtësi, as me pakësimin e ndonjë të mire e as me shtimin e ndonjë të keqeje.

20 Ditën kur ata që e mohuan Allahun e Ditën e Gjykimit të paraqiten para Zjarrit të Xhehenemit për t'u hedhur në të, do t'u thuhet: "A i shijuat të mirat e jetës tuaj, sa ishit në dynja dhe u kënaqët me to?! Sot, si shpërblim ju do të keni vetëm dënimin poshtërues, për mendjemadhësinë që keni treguar ndaj porosive të Allahut dhe ndaj njerëzve në Tokë, pa patur kurrfarë të drejte! (Ju do të ndëshkoheni) edhe për prishjen tuaj e shkatërrimet që bënit në tokë, duke mohuar Allahun e duke kryer gjynahe."

**Mësime nga ajetet:**

• Pozita e lartë që i jep Islami sjelljes së mirë ndaj prindërve, veçanërisht ndaj nënës, si dhe kërcënimi i atij që i nëpërkëmb të drejtat e tyre. • Rreziku i zhytjes në kënaqësitë e jetës së kësaj bote dhe dëfrimet e saj, të cilat janë shkak për angazhimin e besimtarit me gjëra që e pengojnë atë për të menduar për ahiretin. • Kërcënimi dhe paralajmërimi i ashpër për këdo që tregohet mendjemadh dhe i poshtër.

ربع الحزب ٥١

۞ وَٱذۡكُرۡ أَخَا عَادٍ إِذۡ أَنذَرَ قَوۡمَهُۥ بِٱلۡأَحۡقَافِ وَقَدۡ خَلَتِ ٱلنُّذُرُ
مِنۢ بَيۡنِ يَدَيۡهِ وَمِنۡ خَلۡفِهِۦٓ أَلَّا تَعۡبُدُوٓاْ إِلَّا ٱللَّهَ إِنِّيٓ أَخَافُ عَلَيۡكُمۡ
عَذَابَ يَوۡمٍ عَظِيمٖ ٢١ قَالُوٓاْ أَجِئۡتَنَا لِتَأۡفِكَنَا عَنۡ ءَالِهَتِنَا فَأۡتِنَا
بِمَا تَعِدُنَآ إِن كُنتَ مِنَ ٱلصَّٰدِقِينَ ٢٢ قَالَ إِنَّمَا ٱلۡعِلۡمُ عِندَ ٱللَّهِ
وَأُبَلِّغُكُم مَّآ أُرۡسِلۡتُ بِهِۦ وَلَٰكِنِّيٓ أَرَىٰكُمۡ قَوۡمٗا تَجۡهَلُونَ ٢٣ فَلَمَّا
رَأَوۡهُ عَارِضٗا مُّسۡتَقۡبِلَ أَوۡدِيَتِهِمۡ قَالُواْ هَٰذَا عَارِضٞ مُّمۡطِرُنَاۚ
بَلۡ هُوَ مَا ٱسۡتَعۡجَلۡتُم بِهِۦۖ رِيحٞ فِيهَا عَذَابٌ أَلِيمٞ ٢٤ تُدَمِّرُ كُلَّ
شَيۡءِۭ بِأَمۡرِ رَبِّهَا فَأَصۡبَحُواْ لَا يُرَىٰٓ إِلَّا مَسَٰكِنُهُمۡۚ كَذَٰلِكَ نَجۡزِي
ٱلۡقَوۡمَ ٱلۡمُجۡرِمِينَ ٢٥ وَلَقَدۡ مَكَّنَّٰهُمۡ فِيمَآ إِن مَّكَّنَّٰكُمۡ فِيهِ
وَجَعَلۡنَا لَهُمۡ سَمۡعٗا وَأَبۡصَٰرٗا وَأَفۡـِٔدَةٗ فَمَآ أَغۡنَىٰ عَنۡهُمۡ سَمۡعُهُمۡ
وَلَآ أَبۡصَٰرُهُمۡ وَلَآ أَفۡـِٔدَتُهُم مِّن شَيۡءٍ إِذۡ كَانُواْ يَجۡحَدُونَ بِـَٔايَٰتِ
ٱللَّهِ وَحَاقَ بِهِم مَّا كَانُواْ بِهِۦ يَسۡتَهۡزِءُونَ ٢٦ وَلَقَدۡ أَهۡلَكۡنَا
مَا حَوۡلَكُم مِّنَ ٱلۡقُرَىٰ وَصَرَّفۡنَا ٱلۡأٓيَٰتِ لَعَلَّهُمۡ يَرۡجِعُونَ ٢٧
فَلَوۡلَا نَصَرَهُمُ ٱلَّذِينَ ٱتَّخَذُواْ مِن دُونِ ٱللَّهِ قُرۡبَانًا ءَالِهَةَۢۖ
بَلۡ ضَلُّواْ عَنۡهُمۡۚ وَذَٰلِكَ إِفۡكُهُمۡ وَمَا كَانُواْ يَفۡتَرُونَ ٢٨



(21) Përmendju (o i Dërguar) atyre Hudin, vëllain e popullit të Adit, kur ai paralajmëroi popullin e vet për ardhjen e një dënimi mbi vendbanimin e tyre në Ahkaf (zonë në jug të Gadishullit Arabik). Tashmë juve ju janë përmendur paralajmërimet e të dërguarve të tjerë, para dhe pas tij, tek popujt e tyre, me të njëjtat porosi: "Mos adhuroni asgjë tjetër përveç Allahut! Me të vërtetë që unë kam frikë se do t'ju përfshijë dënimi i një Dite të Madhe – Ditës së Gjykimit!
(22) Populli i tij tha: "A mos ke ardhur që të na largosh dhe të na pengosh prej adhurimit të idhujve tanë?! Atëherë, nëse je i sinqertë, sille kur të duash atë dënim, me të cilin po na kërcënon!"
(23) Ai u tha: "Dijenia se kur do t'ju vijë ai dënim është çështje që i përket vetëm Allahut dhe jo e imja. Unë jam dërguar vetëm që t'ju përcjell atë Mesazh me të cilin që jam dërguar, mirëpo po shoh se ju jeni një popull injorant, që nuk e di çfarë kërkon!".
(24) Pas një thatësire të madhe, kur njerëzit e panë dënimin që u shfaq nga qielli në formë reje të zezë, duke u afruar drejt luginave të tyre, ata u gëzuan thanë: "Kjo vranësirë madhështore është shi për ne!" Jo kuresesi! Ky është ndëshkimi që ju kërkonit t'ju vinte sa më parë: një erë, në brendësi të së cilës ka një ndëshkim të dhembshëm - zjarrin përcëllues,
(25) që me urdhrin e Zotit të vet shkatërron çdo gjë. Dhe kështu ata u zhdukën të gjithë, duke mos mbetur asgjë prej tyre, përveç shtëpive të tyre, si dëshmi e vetme që ata kanë ekzistuar dikur aty. Kështu, si shembulli i këtij dënimi të dhembshëm, Ne kemi për ta ndëshkuar në zjarr të Xhehenemit edhe atë popull kriminel, që këmbënguli në mohim e në gjynahet e veta dhe i penguan edhe të tjerët për të besuar.
(26) Ne (o banorë të Mekës) u patëm mundësuar atyre ato të mira që juve kurrë nuk jua kemi mundësuar. Atyre, ashtu sikurse juve, u patëm dhënë aftësi për të dëgjuar, aftësi për t'i vështruar gjërat, si dhe zemra e mendje për të ndjerë e menduar. Mirëpo atyre nuk u bënë dobi as të dëgjuarit, as të shikuarit dhe as zemrat e tyre për asgjë, teksa i kundërviheshin argumenteve e porosive të Allahut, derisa i përfshiu ai ndëshkim me të cilin talleshin më parë.
(27) Madje, përreth jush, Ne zhdukëm edhe popuj të tjerë, për shkak të mohimit të tyre. Ashtu sikurse juve, edhe atyre Ne ua shpalosëm argumentet Tona në lloj-lloj formash, me shpresë se ata do mendoheshin e do ktheheshin tek njësimi e adhurimi i Allahut dhe do pendoheshin për të këqijat e tyre.
(28) Përse, pra, ata nuk u ndihmuan prej idhujve të tyre, të cilët i kishin si zota ndërmjetësues, për t'u afruar tek Ai, me anë të adhurimeve e flijimeve?! Përkundrazi, ata u zhdukën prej tyre, pikërisht atëherë kur kishin më shumë nevojë për ta. Në fakt, ata idhuj nuk ishin asgjë tjetër, vetëm se trillime, me të cilat ata mbanin me shpresë veten, bashkë me çfarë shpifnin për pozitën e tyre tek Allahu e lidhjen me Të, duke pretenduar se do të ndërmjetësonin për ta.

**Mësime nga ajetet:**

- Asnjë i dërguar nuk mund të flasë përtej dijes që i ka shpallur Allahu për t'ua përcjellë njerëzve.
- Të mashtruarit e popullit të Adit, që, pas një thatësire të gjatë, panë errësimin e qiellit nga një re e dendur, duke menduar se ajo do t'u sillte atyre shiun e shumëpritur. Askush nuk e mendoi se ai do ishte dënimi i tyre, derisa ai ndëshkim i përfshiu ata papritmas dhe ata mbetën pa u penduar.
- Fuqia që kishte populli i Adit dhe të mirat që ata kishin, ishin shumë herë më shumë se fuqia dhe të mirat e popullit të Mekës. Pavarësisht këtij fakti, Allahu i zhduku ata pa lënë gjurmë.
- I mençur është ai që mëson edhe prej gabimeve të të tjerëve, ndërsa injorant është ai që nuk mëson as nga gabimet e veta.

وَإِذۡ صَرَفۡنَآ إِلَيۡكَ نَفَرٗا مِّنَ ٱلۡجِنِّ يَسۡتَمِعُونَ ٱلۡقُرۡءَانَ فَلَمَّا
حَضَرُوهُ قَالُوٓاْ أَنصِتُواْۖ فَلَمَّا قُضِيَ وَلَّوۡاْ إِلَىٰ قَوۡمِهِم مُّنذِرِينَ ٢٩
قَالُواْ يَٰقَوۡمَنَآ إِنَّا سَمِعۡنَا كِتَٰبًا أُنزِلَ مِنۢ بَعۡدِ مُوسَىٰ
مُصَدِّقٗا لِّمَا بَيۡنَ يَدَيۡهِ يَهۡدِيٓ إِلَى ٱلۡحَقِّ وَإِلَىٰ طَرِيقٖ مُّسۡتَقِيمٖ ٣٠
يَٰقَوۡمَنَآ أَجِيبُواْ دَاعِيَ ٱللَّهِ وَءَامِنُواْ بِهِۦ يَغۡفِرۡ لَكُم مِّن
ذُنُوبِكُمۡ وَيُجِرۡكُم مِّنۡ عَذَابٍ أَلِيمٖ ٣١ وَمَن لَّا يُجِبۡ دَاعِيَ ٱللَّهِ
فَلَيۡسَ بِمُعۡجِزٖ فِي ٱلۡأَرۡضِ وَلَيۡسَ لَهُۥ مِن دُونِهِۦٓ أَوۡلِيَآءُۚ أُوْلَٰٓئِكَ
فِي ضَلَٰلٖ مُّبِينٍ ٣٢ أَوَلَمۡ يَرَوۡاْ أَنَّ ٱللَّهَ ٱلَّذِي خَلَقَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَٱلۡأَرۡضَ وَلَمۡ يَعۡيَ بِخَلۡقِهِنَّ بِقَٰدِرٍ عَلَىٰٓ أَن يُحۡـِۧيَ ٱلۡمَوۡتَىٰۚ بَلَىٰٓ
إِنَّهُۥ عَلَىٰ كُلِّ شَيۡءٖ قَدِيرٞ ٣٣ وَيَوۡمَ يُعۡرَضُ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ عَلَى ٱلنَّارِ
أَلَيۡسَ هَٰذَا بِٱلۡحَقِّۖ قَالُواْ بَلَىٰ وَرَبِّنَاۚ قَالَ فَذُوقُواْ ٱلۡعَذَابَ بِمَا
كُنتُمۡ تَكۡفُرُونَ ٣٤ فَٱصۡبِرۡ كَمَا صَبَرَ أُوْلُواْ ٱلۡعَزۡمِ مِنَ ٱلرُّسُلِ
وَلَا تَسۡتَعۡجِل لَّهُمۡۚ كَأَنَّهُمۡ يَوۡمَ يَرَوۡنَ مَا يُوعَدُونَ لَمۡ يَلۡبَثُوٓاْ إِلَّا
سَاعَةٗ مِّن نَّهَارِۭۚ بَلَٰغٞۚ فَهَلۡ يُهۡلَكُ إِلَّا ٱلۡقَوۡمُ ٱلۡفَٰسِقُونَ ٣٥

ترتيبها ٤٧ — سُورَةُ مُحَمَّدٍ — آياتها ٣٨



29 Si dhe përmendju atyre (o i Dërguar) edhe kur Ne drejtuam tek ti një grup xhindësh, që ta dëgjonin Kuranin që Ne ta zbritëm ty dhe të shihej se ç'do të bënin. Kur ata arritën tek ti, ndërkohë që ishe duke e lexuar atë gjatë faljes, ata i thanë njëri-tjetrit: "Heshtni, që ta dëgjojmë se çfarë është kjo që po lexohet!" Pasi përfundoi leximi i Kuranit, ata u kthyen menjëherë tek populli i tyre si paralajmërues.

30 Ata u thanë: "O populli ynë! Ne kemi dëgjuar një Libër, që është shpallur pas Librit të Musait, i cili është i vërtetë në gjithçka që parashtron; udhëzon për tek e Vërteta Hyjnore e për tek Rruga e Drejtë.

31 O populli ynë, përgjigjjuni Thirrësit që thërret për tek Allahu dhe besojini atij, në mënyrë që Allahu t'ju falë disa prej gjynaheve tuaja, që ju i keni bërë me devijimin e njerëzve! Si dhe t'ju shpëtojë prej një dënimi të dhembshëm, që është përgatitur për ata që e mohojnë Udhëzimin dhe të Dërguarin e Tij.

32 Kush nuk i përgjigjet këtij Thirrësi, i cili fton për tek Allahu, le ta dijë se ai nuk ka nga të shpëtojë nëpër Tokë. Ai nuk do ketë asnjë mbrojtës përveç Allahut, që ta shpëtojë prej dënimit të Tij. Ata që mendojnë se mund t'i shpëtojnë Atij, në të vërtetë janë në një devijim dhe në një humbje të largët.

33 Vallë, a nuk e kanë menduar ata se Allahu, i Cili i krijoi qiejt dhe Tokën e që nuk u lodh me krijimin e tyre, është i Mundshëm e i Aftë për t'i ringjallur edhe të vdekurit?! Sigurisht, që Ai është i Plotfuqishëm për çdo gjë, si për ringjalljen e të vdekurve, ashtu edhe për vënien e drejtësisë për çdo gjë që kanë bërë.

34 Ditën kur ata që mohuan të ringjallen e të paraqiten përmbi zjarrin e Xhehenemit gati për t'u hedhur në të, do t'u thuhet: "A nuk është e vërtetë kjo ringjallje dhe ky dënim që ju po e shihni, apo mos po ju duket gënjeshtër, ashtu siç pretendonit në jetën e dynjasë?!" Ata thonë: "Po, për Zotin tonë, është plotësisht i vërtetë!" U thuhet pastaj: "Atëherë, vuajeni dënimin, për shkak se ju e mohuat Allahun!"

35 Ndërsa ti (o i Dërguar) duro, ashtu siç duruan edhe pejgamberët e mëdhenj, prej të dërguarve të mëparshëm, si: Nuhu, Ibrahimi, Musai dhe Isai dhe mos nxito të kërkosh ndëshkimin e tyre. Ditën kur ata ta shikojnë me sytë e tyre atë që u është premtuar (ringjalljen, dënimin e përjetësinë), do t'u duket sikur nuk kanë qëndruar në këtë botë më shumë se një orë gjatë ditës. Vini re! A mos vallë, e meriton për t'u shkatërruar dikush tjetër, përveç atij që zgjodhi të ishte mohues e i prishur!?

### Mësime nga ajetet:

- Prej moralit e sjelljes së mirë që ka dikush është heshtja dhe dëgjimi me vëmendje i atij që flet.
- Drejtimi i atyre xhindëve për tek dëgjimi i Kuranit është argument se xhindët e kanë besuar dhe e kanë ndjekur të Vërtetën hyjnore vetëm nga shpalljet që zbrisnin tek të dërguarit e Zotit që ishin njerëz.
- Pranimi i menjëhershëm i besimit e i të Vërtetës hyjnore nga ana e këtij grupi xhindësh, duhej të ishte një mesazh nxitës për Kurejshët, që ata ta besonin këtë Kuran, si një Mesazh gjithëpërfshirës i dërguar për mbarë popujt, si tek xhindët, ashtu edhe tek njerëzit.
- Pranimi i së Vërtetës hyjnore obligon nxitimin për t'i ftuar edhe të tjerët për tek ajo e Vërtetë, duke u treguar të duruar në këtë Rrugë të Drejtë, ashtu siç u treguan të duruar edhe të dërguarit e mëdhenj.

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ
ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ وَصَدُّواْ عَن سَبِيلِ ٱللَّهِ أَضَلَّ أَعۡمَٰلَهُمۡ ١ وَٱلَّذِينَ
ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ وَءَامَنُواْ بِمَا نُزِّلَ عَلَىٰ مُحَمَّدٖ وَهُوَ ٱلۡحَقُّ مِن
رَّبِّهِمۡ كَفَّرَ عَنۡهُمۡ سَيِّـَٔاتِهِمۡ وَأَصۡلَحَ بَالَهُمۡ ٢ ذَٰلِكَ بِأَنَّ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ
ٱتَّبَعُواْ ٱلۡبَٰطِلَ وَأَنَّ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ ٱتَّبَعُواْ ٱلۡحَقَّ مِن رَّبِّهِمۡۚ كَذَٰلِكَ يَضۡرِبُ
ٱللَّهُ لِلنَّاسِ أَمۡثَٰلَهُمۡ ٣ فَإِذَا لَقِيتُمُ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ فَضَرۡبَ ٱلرِّقَابِ حَتَّىٰٓ
إِذَآ أَثۡخَنتُمُوهُمۡ فَشُدُّواْ ٱلۡوَثَاقَ فَإِمَّا مَنَّۢا بَعۡدُ وَإِمَّا فِدَآءً حَتَّىٰ تَضَعَ ٱلۡحَرۡبُ
أَوۡزَارَهَاۚ ذَٰلِكَۖ وَلَوۡ يَشَآءُ ٱللَّهُ لَٱنتَصَرَ مِنۡهُمۡ وَلَٰكِن لِّيَبۡلُوَاْ بَعۡضَكُم
بِبَعۡضٖۗ وَٱلَّذِينَ قُتِلُواْ فِي سَبِيلِ ٱللَّهِ فَلَن يُضِلَّ أَعۡمَٰلَهُمۡ ٤ سَيَهۡدِيهِمۡ
وَيُصۡلِحُ بَالَهُمۡ ٥ وَيُدۡخِلُهُمُ ٱلۡجَنَّةَ عَرَّفَهَا لَهُمۡ ٦ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ
ءَامَنُوٓاْ إِن تَنصُرُواْ ٱللَّهَ يَنصُرۡكُمۡ وَيُثَبِّتۡ أَقۡدَامَكُمۡ ٧ وَٱلَّذِينَ كَفَرُواْ
فَتَعۡسٗا لَّهُمۡ وَأَضَلَّ أَعۡمَٰلَهُمۡ ٨ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمۡ كَرِهُواْ مَآ أَنزَلَ ٱللَّهُ
نصف الحزب ٥١ فَأَحۡبَطَ أَعۡمَٰلَهُمۡ ٩ ۞ أَفَلَمۡ يَسِيرُواْ فِي ٱلۡأَرۡضِ فَيَنظُرُواْ كَيۡفَ كَانَ
عَٰقِبَةُ ٱلَّذِينَ مِن قَبۡلِهِمۡۖ دَمَّرَ ٱللَّهُ عَلَيۡهِمۡۖ وَلِلۡكَٰفِرِينَ أَمۡثَٰلُهَا ١٠ ذَٰلِكَ
بِأَنَّ ٱللَّهَ مَوۡلَى ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَأَنَّ ٱلۡكَٰفِرِينَ لَا مَوۡلَىٰ لَهُمۡ ١١



## SURJA “MUHAMED”

*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Pas persekutimeve që mohuesit u bënë besimtarëve dhe pas përzënies së të Dërguarit të Allahut prej vendlindjes së vet - Mekës, duke tentuar madje edhe ta vrisnin, Allahu filloi përgatitjen e tyre shpirtërisht për t’u përballur vetëm me ata mohues që i pengonin të tjerët nga besimi.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Atyre që kanë mohuar dhe që i kanë penguar edhe njerëzit e tjerë të zgjedhin Rrugën e Allahut, me këtë që bënë, i humbën veprat e mira që kishin bërë më parë ndaj njerëzve me bamirësi e ndihmë ndaj tyre.
(2) Sa u përket atyre që besuan Allahun e bënë vepra të mira, si dhe i besuan Kuranit që Ai ia shpalli të Dërguarit të Vet (Muhamedit), që është e Vërteta hyjnore prej Zotit të tyre, të tillëve Allahu ua ka fshirë të këqijat që kanë bërë më parë dhe ua ka rregulluar të menduarit dhe jetën e tyre.
(3) Kjo, për shkak se ata që mohuan zgjodhën të ndiqnin gënjeshtrën, ndërsa besimtarët zgjodhën të ndiqnin të Vërtetën e ardhur prej Zotit të tyre. Kështu, Allahu u sjell njerëzve shembuj prej vetes së tyre.
(4) Nëse përballeni me ushtrinë e tyre mohuese, që janë ngritur kundër jush, këputuani qafat, derisa t’i shpartalloni e t’i mposhtni tërësisht. Shtrëngojuani fort prangat, duke i zënë robër dhe pas kësaj, ju keni të drejtë të zgjidhni: ose t’i lironi me zemërgjerësi, pa kërkuar prej tyre asnjë shpërblim, ose t’i lironi kundrejt një kompensimi. Vazhdojeni luftën ndaj tyre, derisa jobesimtarët të dorëzohen ose të arrihet me ta armëpushim. Kështu pra, realizohet premtimi i Allahut mbi ta, që në këtë botë për ndëshkimin e tyre, para dënimit të tyre të përjetshëm në botën tjetër!
Po të dojë Allahu, do t’i kishte mposhtur ata me një ushtri engjëjsh, pa bërë besimtarët asnjë luftë. Por Allahu e vuri këtë dispozitë për t’ju vënë në sprovë me njëri-tjetrin, herë duke i dhënë fitore njërës palë e herë duke e ndihmuar palën tjetër, sipas urtësisë së Vet, ku secilit t’i jepet mundësia të shfaqë mirësinë apo ligësinë e vet. Sa u përket atyre që u vranë në Rrugë të Allahut, Allahu kurrsesi nuk ka për t’ua humbur veprat, madje as pasardhësësve të tyre.
(5) Ai ka për t’ua drejtuar punët e tyre; ka për t’ua rregulluar të menduarit, hallet e çështjet e jetës së tyre,
(6) si dhe do t’i fusë ata në Xhenet bashkë me prindërit e tyre, që tashmë ua ka bashkëshoqëruar.
(7) O ju që i keni besuar Allahut e veproni sipas asaj me të cilën Ai ju ka urdhëruar! Nëse ju e ndihmoni Allahun, me mbrojtjen e të Dërguarit e të Fesë së Tij, edhe Allahu ka për t’ju ndihmuar juve, me mbrojtjen prej armiqve tuaj. Në këtë mënyrë Ai ka për t’ju mëkëmbur e përforcuar në tokë, duke ju bërë triumfues.
(8) Sa u përket atyre që mohuan Allahun dhe të Dërguarin e Tij, ata kanë marrë fund me atë që kanë bërë dhe përfundimi i tyre do të jetë shkatërrimi . Atyre u ka humbur çdo vepër e mirë, që kanë bërë më parë.
(9) Kjo për shkak se ata e urryen të mirën që shpalli Allahu, prandaj edhe veprat e tyre të mira shkojnë kot.
(10) A nuk kanë udhëtuar vallë, ata nëpër Tokë e të shohin se si ka qenë përfundimi i atyre që kanë mohuar më parë? Allahu shembi gjithçka mbi ta, duke i zhdukur me të gjitha. Çdo mohues, në çdo kohë e në çdo vend, do të ketë të njëjtin përfundim me gjithçka që ka ndërtuar.
(11) Kjo, për shkak se Allahu është Ndihmuesi i atyre që besuan dhe se mohuesit nuk kanë asnjë ndihmues.

### Mësime nga ajetet:

- Gjuha e përdorur për frikësimin e armikut është taktika më efikase për ta pezmatuar atë.
- Lirimi i robërve me zemërgjerësi apo lirimi me këmbim janë zgjedhje e lirë, sipas dobisë që ka secila prej tyre.
- Mirësia e madhe e atij që bie dëshmor në mbrojtje të fesë së Allahut, si për të ashtu edhe për familjarët e tij.
- Allahut e ka kushtëzuar ndihmën e Vet ndaj besimtarëve në varësi të ndihmës tyre ndaj fesë së Tij.

إِنَّ ٱللَّهَ يُدۡخِلُ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ جَنَّٰتٖ تَجۡرِي مِن
تَحۡتِهَا ٱلۡأَنۡهَٰرُۖ وَٱلَّذِينَ كَفَرُواْ يَتَمَتَّعُونَ وَيَأۡكُلُونَ كَمَا تَأۡكُلُ ٱلۡأَنۡعَٰمُ
وَٱلنَّارُ مَثۡوٗى لَّهُمۡ ١٢ وَكَأَيِّن مِّن قَرۡيَةٍ هِيَ أَشَدُّ قُوَّةٗ مِّن قَرۡيَتِكَ
ٱلَّتِيٓ أَخۡرَجَتۡكَ أَهۡلَكۡنَٰهُمۡ فَلَا نَاصِرَ لَهُمۡ ١٣ أَفَمَن كَانَ عَلَىٰ بَيِّنَةٖ مِّن
رَّبِّهِۦ كَمَن زُيِّنَ لَهُۥ سُوٓءُ عَمَلِهِۦ وَٱتَّبَعُوٓاْ أَهۡوَآءَهُم ١٤ مَّثَلُ ٱلۡجَنَّةِ ٱلَّتِي
وُعِدَ ٱلۡمُتَّقُونَۖ فِيهَآ أَنۡهَٰرٞ مِّن مَّآءٍ غَيۡرِ ءَاسِنٖ وَأَنۡهَٰرٞ مِّن لَّبَنٖ لَّمۡ يَتَغَيَّرۡ
طَعۡمُهُۥ وَأَنۡهَٰرٞ مِّنۡ خَمۡرٖ لَّذَّةٖ لِّلشَّٰرِبِينَ وَأَنۡهَٰرٞ مِّنۡ عَسَلٖ مُّصَفّٗىۖ وَلَهُمۡ
فِيهَا مِن كُلِّ ٱلثَّمَرَٰتِ وَمَغۡفِرَةٞ مِّن رَّبِّهِمۡۖ كَمَنۡ هُوَ خَٰلِدٞ فِي ٱلنَّارِ وَسُقُواْ
مَآءً حَمِيمٗا فَقَطَّعَ أَمۡعَآءَهُمۡ ١٥ وَمِنۡهُم مَّن يَسۡتَمِعُ إِلَيۡكَ حَتَّىٰٓ إِذَا
خَرَجُواْ مِنۡ عِندِكَ قَالُواْ لِلَّذِينَ أُوتُواْ ٱلۡعِلۡمَ مَاذَا قَالَ ءَانِفًاۚ أُوْلَٰٓئِكَ
ٱلَّذِينَ طَبَعَ ٱللَّهُ عَلَىٰ قُلُوبِهِمۡ وَٱتَّبَعُوٓاْ أَهۡوَآءَهُمۡ ١٦ وَٱلَّذِينَ ٱهۡتَدَوۡاْ
زَادَهُمۡ هُدٗى وَءَاتَىٰهُمۡ تَقۡوَىٰهُمۡ ١٧ فَهَلۡ يَنظُرُونَ إِلَّا ٱلسَّاعَةَ
أَن تَأۡتِيَهُم بَغۡتَةٗۖ فَقَدۡ جَآءَ أَشۡرَاطُهَاۚ فَأَنَّىٰ لَهُمۡ إِذَا جَآءَتۡهُمۡ
ذِكۡرَىٰهُمۡ ١٨ فَٱعۡلَمۡ أَنَّهُۥ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا ٱللَّهُ وَٱسۡتَغۡفِرۡ لِذَنۢبِكَ
وَلِلۡمُؤۡمِنِينَ وَٱلۡمُؤۡمِنَٰتِۗ وَٱللَّهُ يَعۡلَمُ مُتَقَلَّبَكُمۡ وَمَثۡوَىٰكُمۡ ١٩



(12) Allahu ka për t'i futur ata që besuan dhe bënë vepra të mira, në kopshtet e Xhenetit, nën kështjellat dhe pemët e të cilit rrjedhin lumenjtë e mrekullueshëm. Sa u përket atyre që e mohuan Allahun e të Dërguarin e Tij, të cilët dëfrehen me kënaqësitë e dëshirat e tyre të ulta, ata ushqehen ashtu siç ushqehen kafshët. Ata nuk kanë patur angazhim tjetër përveç barkut e epsheve të tyre dhe nuk e besuan Ditën e Gjykimit. Prandaj për ta vetëm Zjarri ka për të qenë vendqëndrim.

(13) Ashtu siç Ne i shkatërruam shumë vendbanime, që qenë edhe më të fuqishëm se vendbanimi yt Meka, banorët e së cilës të përzunë prej saj, ashtu edhe për këta nuk do të ketë asnjë ndihmues dhe shpëtimtar prej Nesh.

(14) A mos mendoni se ai që vepronte sipas sqarimit të zbritur prej Zotit të vet (Muhamedi ), është si ai, të cilit i është zbukuruar e keqja e veprës së vet dhe e pasojnë ata që ndjekin qejfet e dëshirat e veta?!

(15) Ja përshkrimi i Xhenetit që u është premtuar besimtarëve të përkushtuar (të cilët e ruajnë veten prej gjynaheve dhe i zbatojnë porositë e Allahut): një vend ku ka lumenj me ujë të pandotur, lumenj me qumësht që s'i ka ndryshuar shija, lumenj me verë të pëlqyeshme për shijet atyre që dëshirojnë ta pinë. Aty ka lumenj me mjaltë safi të papërzier dhe do të kenë prej çdo lloj fruti, shije dhe kënaqësie që ata do ta dëshirojnë. Besimtarët do të kenë edhe faljen e Zotit të tyre, për të mos dalë kurrë prej Xhenetit, por duke qëndruar aty përjetësisht. Vallë, a mund të jetë shembulli i tyre njësoj me atë që është i përjetshëm në zjarr bashkë me ata që e ndjekin, të cilëve do t'u jepet për të pirë vetëm ujë i valë, në kulmin e nxehtësisë së tij, ujë i cili do t'ua copëtojë të brendshmet e tyre?!

(16) Ka edhe prej atyre(që janë hipokritë), të cilët të dëgjojnë ty (o i Dërguar) sa janë pranë teje me dyshim e ironi. Pasi largohen prej teje, u thonë atyre që Allahu u ka dhënë dije (besim): "Çfarë dëshironte të thoshte me atë që sapo tha?!" Të tillëve, Allahu ua ka mbyllur zemrat, për ta kuptuar mirësinë e këtij udhëzimi. Kjo për shkak se ata i ndoqën qejfet e dëshirat e veta, duke u verbuar ndaj të Vërtetës Hyjnore.

(17) Ndërsa ata që zgjodhën udhëzimin, duke ndjekur të Dërguarin, Allahu ka për t'ua shtuar edhe më shumë udhëzimin e suksesin për të bërë vepra të mira. Ai do t'u japë atyre vullnet e frymëzim për të bërë ato vepra, me të cilat ata do të arrijnë mbrojtjen e Allahut si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër.

(18) A mos vallë, njerëzit janë duke pritur që t'u vijë Ora e Kijametit befasisht, në mënyrë që të pendohen e t'i kthehen Allahut me besim e lutje, ndërkohë që atyre sapo u kanë ardhur shenjat e tij (Kijametit)?! E ç'vlerë do të kishte besimi i tyre, pasi ai t'u ketë ardhur dhe ata nuk janë përgatitur për të?!

(19) Prandaj(para se të vijë Kijameti), dije (o i Dërguar) ti dhe kush të ndjek ty prej besimtarëve - se nuk ka zot tjetër që e meriton të adhurohet përveç Allahut. Pastaj kërko falje për gjynahun tënd (që nuk e ke ditur këtë para kësaj shpalljeje), si dhe kërko falje edhe për gjynahet e besimtarëve e të mbarë umetit tënd Allahu e di shumë mirë se nga orvateni dhe ku qëndroni, qoftë ditën apo natën. Atij nuk i fshihet asgjë prej jush.

### Mësime nga ajetet:

- Mohuesit mjaftohen me një angazhim të vetëm, duke u dhënë pas kënaqësisë në këtë jetë të përkohshme.
- Vënia përballë e shpërblimit të besimtarëve dhe e ndëshkimit të mohuesve tregon qartë dallimin e madh që ekziston mes dy palëve, ku i mençuri do zgjidhte besimin e mendjelehti mohimin.
- Ndjekja e qejfeve dhe dëshirave sjell verbërinë e zemrës tek hipokritët, të cilët e shfaqin hipokrizinë me sjelljen e keqe, madje edhe ndaj fjalëve të Allahut e të Pejgamberit ﷺ .
- Njeriu duhet të përgatitet e të besojë para se të vijë vdekja apo Kijameti, duke filluar me njohjen e Allahut si i Vetmi Zot që e meriton adhurimin, pastaj me deklarimin e kësaj e më pas duke e adhuruar Atë.

وَيَقُولُ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لَوۡلَا نُزِّلَتۡ سُورَةٞۖ فَإِذَآ أُنزِلَتۡ سُورَةٞ
مُّحۡكَمَةٞ وَذُكِرَ فِيهَا ٱلۡقِتَالُ رَأَيۡتَ ٱلَّذِينَ فِي قُلُوبِهِم مَّرَضٞ
يَنظُرُونَ إِلَيۡكَ نَظَرَ ٱلۡمَغۡشِيِّ عَلَيۡهِ مِنَ ٱلۡمَوۡتِۖ فَأَوۡلَىٰ لَهُمۡ
﴿٢٠﴾ طَاعَةٞ وَقَوۡلٞ مَّعۡرُوفٞۚ فَإِذَا عَزَمَ ٱلۡأَمۡرُ فَلَوۡ صَدَقُواْ ٱللَّهَ
لَكَانَ خَيۡرٗا لَّهُمۡ ﴿٢١﴾ فَهَلۡ عَسَيۡتُمۡ إِن تَوَلَّيۡتُمۡ أَن تُفۡسِدُواْ
فِي ٱلۡأَرۡضِ وَتُقَطِّعُوٓاْ أَرۡحَامَكُمۡ ﴿٢٢﴾ أُوْلَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ لَعَنَهُمُ
ٱللَّهُ فَأَصَمَّهُمۡ وَأَعۡمَىٰٓ أَبۡصَٰرَهُمۡ ﴿٢٣﴾ أَفَلَا يَتَدَبَّرُونَ ٱلۡقُرۡءَانَ
أَمۡ عَلَىٰ قُلُوبٍ أَقۡفَالُهَآ ﴿٢٤﴾ إِنَّ ٱلَّذِينَ ٱرۡتَدُّواْ عَلَىٰٓ أَدۡبَٰرِهِم
مِّنۢ بَعۡدِ مَا تَبَيَّنَ لَهُمُ ٱلۡهُدَى ٱلشَّيۡطَٰنُ سَوَّلَ لَهُمۡ وَأَمۡلَىٰ
لَهُمۡ ﴿٢٥﴾ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمۡ قَالُواْ لِلَّذِينَ كَرِهُواْ مَا نَزَّلَ ٱللَّهُ
سَنُطِيعُكُمۡ فِي بَعۡضِ ٱلۡأَمۡرِۖ وَٱللَّهُ يَعۡلَمُ إِسۡرَارَهُمۡ ﴿٢٦﴾
فَكَيۡفَ إِذَا تَوَفَّتۡهُمُ ٱلۡمَلَٰٓئِكَةُ يَضۡرِبُونَ وُجُوهَهُمۡ
وَأَدۡبَٰرَهُمۡ ﴿٢٧﴾ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمُ ٱتَّبَعُواْ مَآ أَسۡخَطَ ٱللَّهَ
وَكَرِهُواْ رِضۡوَٰنَهُۥ فَأَحۡبَطَ أَعۡمَٰلَهُمۡ ﴿٢٨﴾ أَمۡ حَسِبَ
ٱلَّذِينَ فِي قُلُوبِهِم مَّرَضٌ أَن لَّن يُخۡرِجَ ٱللَّهُ أَضۡغَٰنَهُمۡ ﴿٢٩﴾



*Meqë hipokritët kishin frikë se mos do zbriste për ta ndonjë sure e do i demaskonte (Shih: Suren et-Teube: 64), disa besimtarë uronin që të zbriste një sure e tillë, e t'i pastronin radhët. Mirëpo Allahu dëshironte edukimin e tyre dhe dhënien e mundësisë për t'u përmirësuar:

(20) Besimtarët thonë: "Sikur të zbriste një sure që t'ua nxirrte në shesh fytyrën e vërtetë hipokritëve!"
Kur zbret ndonjë sure obliguese dhe në të përmendet lufta, ti i sheh (o i Dërguar) ata që kanë sëmundje (mëdyshje) në zemrat e tyre se si të shikojnë ty me frikë, si ai që shikon tmerrin në momentin e vdekjes! Më mirë për ta do të kishte qenë

(21) sikur të ndiqnin atë që u është zbritur dhe të thonin fjalën e mirë! Pastaj, kur të vendoset çështja për të luftuar, nëse ata kanë qenë të sinqertë me Allahun për çfarë kanë thënë, do të ishte në të mirën e tyre.

(22) Po sikur t'ju jepej pushteti e fuqia, vallë, edhe ju do bënit shkatërrime në Tokë dhe do t'i shkëpusnit marrëdhëniet familjare, siç bëjnë mohuesit, kur dyshojnë tek njëri-tjetri si armiq me rrezik?!

(23) Allahu i ka mallkuar ata që e bëjnë këtë, duke i përjashtuar prej mëshirës së Vet, duke i shurdhuar ndaj çdo fjale të mirë, si dhe duke i verbuar ndaj çdo vepre të dobishme.

(24) Vallë, nuk e kuptojnë ata Kuranin, me kuptimet e urtësitë e tij të thella apo, mos vallë, kanë zemra me dryn dhe secili pret që ajo t'i hapet me çelës të veçantë?!

(25) Heretikët që u kundërvihen muslimanëve, duke i bërë armiq e duke i konsideruar ata mohues, pasi u është bërë i qartë udhëzimi (me shembullin e Pejgamberit), të tillëve vetëm shejtani ua ka zbukuruar të keqen. Vetëm ai i ka mashtruar ata me shpresë të kotë, prandaj mendojnë se janë më të mirët.

(26) Kjo humbje u erdhi për shkak se ata u thanë fshehtazi idhjtarëve, të cilët e urrenin shpalljen që Allahu ia zbriti të Dërguarit të Tij: "Ne do të zbatojmë porosinë tuaj për të sabotuar daljen (e Muhamedit dhe të ndjekësve të tij) në luftë!". Por Allahu e di se çfarë thonë ata haptazi a fshehtazi dhe i përcjell të Dërguarit të Tij ﷺ çfarë të dëshirojë prej fjalëve të tyre.

(27) Por, çfarë do të bëjnë ata, kur engjëjt do t'ua marrin shpirtrat, duke ua goditur fytyrat e shpinat?!

(28) Ky ndëshkim do të jetë për shkak se ata pasuan gjithçka që e zemëronte Allahun, me mohimin, hipokrizinë dhe kundërvënien e tyre ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij . Po ashtu edhe për shkak se ata urrenin gjithçka që i afronte me Zotin e tyre e që do t'u mundësonte të fitonin kënaqësinë e Tij, nëpërmjet besimit e ndjekjes së të Dërguarit. Prandaj Allahu ua asgjësoi veprat e mira.

(29) Mos vallë në zemrat e tyre ata kanë sëmundje(mëdyshje) dhe menduan se Allahu nuk do t'ua nxjerrë në pah ndonjëherë mllefin dhe urrejtjen që ata fshihnin kundër të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve?!

**Mësime nga ajetet:**

- Bërja obligim e xhihadit në mbrojtje të Fesë së Allahut, bëri që të dallohej ai që ishte hipokrit prej atij që ishte besimtar, duke e nxjerrë Allahu se ç'fshihte secili brenda vetes nëpërmjet qëndrimeve të tyre.
- Rëndësia që ka të menduarit thellë rreth Librit të Allahut dhe rreziku i atyre që e lexojnë atë sipërfaqësisht, aq më tepër për ata që ia kthejnë shpinën, duke hequr dorë prej tij.
- Shkatërrimet në tokë dhe shkëputja e lidhjeve familjare janë arsye kryesore që Allahu t'i privojë njerëzit prej mëshirës, harmonisë dhe suksesit, si në këtë botë, ashtu edhe në tjetrën.

وَلَوۡ نَشَآءُ لَأَرَيۡنَٰكَهُمۡ فَلَعَرَفۡتَهُم بِسِيمَٰهُمۡۚ وَلَتَعۡرِفَنَّهُمۡ فِي
لَحۡنِ ٱلۡقَوۡلِۚ وَٱللَّهُ يَعۡلَمُ أَعۡمَٰلَكُمۡ ٣٠ وَلَنَبۡلُوَنَّكُمۡ حَتَّىٰ نَعۡلَمَ
ٱلۡمُجَٰهِدِينَ مِنكُمۡ وَٱلصَّٰبِرِينَ وَنَبۡلُوَاْ أَخۡبَارَكُمۡ ٣١ إِنَّ ٱلَّذِينَ
كَفَرُواْ وَصَدُّواْ عَن سَبِيلِ ٱللَّهِ وَشَآقُّواْ ٱلرَّسُولَ مِنۢ بَعۡدِ
مَا تَبَيَّنَ لَهُمُ ٱلۡهُدَىٰ لَن يَضُرُّواْ ٱللَّهَ شَيۡـٔٗا وَسَيُحۡبِطُ أَعۡمَٰلَهُمۡ
ثلاثة أرباع الحزب ٥١ ٣٢ ۞يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ أَطِيعُواْ ٱللَّهَ وَأَطِيعُواْ ٱلرَّسُولَ
وَلَا تُبۡطِلُوٓاْ أَعۡمَٰلَكُمۡ ٣٣ إِنَّ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ وَصَدُّواْ عَن سَبِيلِ
ٱللَّهِ ثُمَّ مَاتُواْ وَهُمۡ كُفَّارٞ فَلَن يَغۡفِرَ ٱللَّهُ لَهُمۡ ٣٤ فَلَا تَهِنُواْ
وَتَدۡعُوٓاْ إِلَى ٱلسَّلۡمِ وَأَنتُمُ ٱلۡأَعۡلَوۡنَ وَٱللَّهُ مَعَكُمۡ وَلَن يَتِرَكُمۡ
أَعۡمَٰلَكُمۡ ٣٥ إِنَّمَا ٱلۡحَيَوٰةُ ٱلدُّنۡيَا لَعِبٞ وَلَهۡوٞۚ وَإِن تُؤۡمِنُواْ وَتَتَّقُواْ
يُؤۡتِكُمۡ أُجُورَكُمۡ وَلَا يَسۡـَٔلۡكُمۡ أَمۡوَٰلَكُمۡ ٣٦ إِن يَسۡـَٔلۡكُمُوهَا
فَيُحۡفِكُمۡ تَبۡخَلُواْ وَيُخۡرِجۡ أَضۡغَٰنَكُمۡ ٣٧ هَٰٓأَنتُمۡ هَٰٓؤُلَآءِ
تُدۡعَوۡنَ لِتُنفِقُواْ فِي سَبِيلِ ٱللَّهِ فَمِنكُم مَّن يَبۡخَلُۖ وَمَن يَبۡخَلۡ
فَإِنَّمَا يَبۡخَلُ عَن نَّفۡسِهِۦۚ وَٱللَّهُ ٱلۡغَنِيُّ وَأَنتُمُ ٱلۡفُقَرَآءُۚ وَإِن
تَتَوَلَّوۡاْ يَسۡتَبۡدِلۡ قَوۡمًا غَيۡرَكُمۡ ثُمَّ لَا يَكُونُوٓاْ أَمۡثَٰلَكُم ٣٨



(30) Po të kishim dashur Ne, do t'i kishim treguar ty (o i Dërguar) se kush janë ata (hipokritët), duke t'i treguar shenjat dalluese që kanë, e menjëherë ti do i kishe njohur nëpërmjet tyre. Megjithatë, ti ke për t'i njohur ata vetë përmes mënyrës se si ata shprehen e flasin për ty e për besimtarët. Dijeni se Allahut nuk i fshihet asgjë prej jush, pasi Ai e di gjithçka që ju e veproni.

(31) Gjithashtu, dijeni se edhe juve (o besimtarë) kemi për t'ju vënë në sprovë, si nëpërmjet luftërave, ashtu edhe nëpërmjet mundimeve të ndryshme, që do hasni prej hipokritëve e prej mohuesve. Kjo me qëllim që të njihen hapur tek Ne, se kush prej jush përpiqet, lufton e angazhohet në mbrojtje të Rrugës së Allahut dhe kush prej jush është durimtar, duke u bërë ballë luftërave e sulmeve të armikut tuaj dhe të zbatojë dispozitat që Allahu ka caktuar për ju. Sigurisht që Ne do ta vëmë në provë sinqeritetin tuaj.

(32) Ata që i mohuan Allahun dhe të Dërguarin e Tij, që i penguan veten dhe të tjerët për të ndjekur fenë e Allahut dhe që iu kundërvunë të Dërguarit të Tij edhe pasi u ishte bërë e qartë se ai është i Profet, ta dinë se nuk e dëmtojnë Allahun aspak, por i bëjnë dëm vetëm vetvetes. Allahu ka për t'ua asgjësuar çdo të mirë që ata kanë bërë më parë.

(33) O ju që besoni në Allahun dhe veproni sipas rrugës së Tij! Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, duke zbatuar urdhërimet dhe ndalimet e tyre! Dhe mos i prishni punët tuaja të mira, duke rënë në femohim apo duke i bërë ato për t'u dukur!

(34) Vërtet, ata të cilët mohuan dhe i penguan edhe të tjerët të besonin e të ndiqnin Rrugën e Allahut dhe pastaj vdiqën pa u penduar duke qenë mohues, Allahu nuk ka për t'i falur e ata do jenë në Zjarr.

(35) Prandaj (o besimtarë) mos u demoralizoni në përballjen me armikun tuaj dhe mos bëni thirrje për dorëzim e armëpushim me ta, para se ta kërkojnë këtë vetë ata. Kjo sepse ju jeni shumë herë më të lartë se ta dhe se Allahu është me ju, me ndihmën dhe mbështetjen e Vet. Ai nuk çon kot asnjë përpjekje tuajën, madje për çdo vepër që bëni, Ai ka për t'ju shpërblyer edhe më shumë.

(36) Jeta e kësaj bote është veçse lojë e zbavitje, prandaj mos u jepni pas saj, se bota tjetër është më e mirë dhe më e përjetshme. Nëse ju i besoni Allahut e të Dërguarit të Tij dhe ruheni prej gjynaheve e harameve, Ai ka për t'jua dhënë mëditjen e përpjekjes tuaj, pa ju pakësuar asgjë. Për këtë shpërblim, Ai nuk po ju kërkon të jepni të gjithë pasurinë tuaj,

(37) pasi, nëse Ai do jua kërkonte të gjithën e do ju vinte në përgjegjësi për këtë, ju do tregoheshit koprracë dhe me këtë Ai do nxirrte në dukje urrejtjen e mosdashjen tuaj për ta dhënë atë. Por Ai, prej Butësisë së Vet, kërkoi prej jush që të jepni vetëm atë që keni obligim - zekatin, - pa ju detyruar më shumë.

(38) Ja pra, ju jeni ata që, po të ftoheni për të dhënë një pjesë të pasurisë tuaj në Rrugë të Allahut, ndërkohë që nuk po ju kërkohet ta jepni të gjithën, disa prej jush tregohen dorështrënguar. Kush tregohet dorështrënguar, ai në të vërtetë është duke u treguar dorështrënguar në dëm të vetes së vet, pasi Allahu është i Pasur dhe s'ka nevojë për ju e as për pasurinë tuaj. Në të vërtetë jeni ju ata që keni nevojë e jeni të varfër për Të. Nëse ju (o arabë)hiqni dorë prej ndihmës së Rrugës së Allahut, Ai ka për t'ju zëvendësuar me një popull tjetër, që do të jenë të bindur dhe nuk do të jenë si shembulli juaj, por do të veprojë ndryshe nga ju dhe do t'i shpërblejë me atë që ju nuk e arrini.

### Mësime nga ajetet:

- Intrigat dhe poshtërsitë e hipokritëve dallohen në fytyrën dhe retorikën e tyre.
- Sprovat janë një ligj hyjnor i pandryshueshëm, me të cilin Allahu e ndan të sinqertin prej dyfytyrëshit.
- Allahu është gjithmonë në mbështetje dhe në ndihmë të robërve të Vet besimtarë.
- Kush e braktis Islamin, i bën dëm vetëm vetes së vet, pasi Allahu nuk ka nevojë për askënd.

سُورَةُ الفَتْحِ
ترتيبها ٤٨ — آياتها ٢٩

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ
إِنَّا فَتَحْنَا لَكَ فَتْحًا مُّبِينًا ١ لِّيَغْفِرَ لَكَ اللَّهُ مَا تَقَدَّمَ مِن ذَنۢبِكَ
وَمَا تَأَخَّرَ وَيُتِمَّ نِعْمَتَهُۥ عَلَيْكَ وَيَهْدِيَكَ صِرَٰطًا مُّسْتَقِيمًا ٢
وَيَنصُرَكَ اللَّهُ نَصْرًا عَزِيزًا ٣ هُوَ الَّذِيٓ أَنزَلَ السَّكِينَةَ فِي قُلُوبِ
الْمُؤْمِنِينَ لِيَزْدَادُوٓا إِيمَٰنًا مَّعَ إِيمَٰنِهِمْ ۗ وَلِلَّهِ جُنُودُ السَّمَٰوَٰتِ
وَالْأَرْضِ ۚ وَكَانَ اللَّهُ عَلِيمًا حَكِيمًا ٤ لِّيُدْخِلَ الْمُؤْمِنِينَ وَالْمُؤْمِنَٰتِ
جَنَّٰتٍ تَجْرِي مِن تَحْتِهَا الْأَنْهَٰرُ خَٰلِدِينَ فِيهَا وَيُكَفِّرَ عَنْهُمْ
سَيِّـَٔاتِهِمْ ۚ وَكَانَ ذَٰلِكَ عِندَ اللَّهِ فَوْزًا عَظِيمًا ٥ وَيُعَذِّبَ
الْمُنَٰفِقِينَ وَالْمُنَٰفِقَٰتِ وَالْمُشْرِكِينَ وَالْمُشْرِكَٰتِ الظَّآنِّينَ
بِاللَّهِ ظَنَّ السَّوْءِ ۚ عَلَيْهِمْ دَآئِرَةُ السَّوْءِ ۖ وَغَضِبَ اللَّهُ عَلَيْهِمْ
وَلَعَنَهُمْ وَأَعَدَّ لَهُمْ جَهَنَّمَ ۖ وَسَآءَتْ مَصِيرًا ٦ وَلِلَّهِ جُنُودُ
السَّمَٰوَٰتِ وَالْأَرْضِ ۚ وَكَانَ اللَّهُ عَزِيزًا حَكِيمًا ٧ إِنَّآ
أَرْسَلْنَٰكَ شَٰهِدًا وَمُبَشِّرًا وَنَذِيرًا ٨ لِّتُؤْمِنُوا بِاللَّهِ وَرَسُولِهِۦ
وَتُعَزِّرُوهُ وَتُوَقِّرُوهُ ۚ وَتُسَبِّحُوهُ بُكْرَةً وَأَصِيلًا ٩





## SURJA "EL-FET'H"



*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Dhënia e lajmitë të mirë për Profetin ﷺ dhe besimtarët se do të çliriojnë Mekën dhe do të fuqizohen.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Ne, sapo të dhamë ty (o i Dërguar) një fitore të pamohueshme, duke filluar me marrëveshjen e Hudejbijes dhe të gjitha fitoret që vijnë pas saj.
(2) Në mënyrë që nëpërmjet kësaj dhuntie, Allahu të t'i falë ty çfarë ka kaluar e çfarë do të vijë prej gjynaheve të mundshme, në të cilat mund të bjerë umeti yt, për shkak se nuk të kuptojnë, për të cilat ti nuk ke përgjegjësi. Kështu që Allahu ta plotësojë dhuntinë e Vet ndaj teje, duke e bërë fenë tënde dominuese mbi të gjitha fetë e besimet e tjera e të përforcojë ty në këtë udhëzim e Rrugë të Drejtë,
(3) si dhe të të japë Allahu një ndihmë të fuqishme, që të mos ketë fuqi të përballet dot me të.
(4) Allahu është Ai që zbriti qëndrueshmëri e qetësi në zemrat e besimtarëve, në mënyrë që t'ua shtojë atyre edhe më shumë besimin, përmbi besimin që kanë, duke i bërë të sigurtë në fitoren e Allahut. Allahut i përkasin ushtritë e qiejve e të Tokës. Allahu është i Gjithëdijshëm e i Urtë, duke e vënë gjithçka në shërbim të besimtarëve të Vet të sinqertë,
(5) me qëllim që t'i fusë besimtarët e besimtaret në kopshtet e Xhenetit, nën kështjellat e pemët e të cilëve rrjedhin lumenjtë e mrekullueshëm të Xhenetit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë. Gjithashtu, do t'u falë të këqijat e tyre dhe kjo tek Allahu është me të vërtetë një arritje madhështore.
(6) Ai do t'i dënojë hipokritët dhe hipokritet, idhujtarët dhe idhujtaret, të cilët mendojnë keq për Allahun. Ata do të lihen në mendimin e tyre të keq dhe zemërimi i Allahut do të bjerë mbi ta. Ai i mallkon, duke i përjashtuar prej mëshirës së Vet dhe u ka përgatitur Zjarrin e Xhehenemit. Sa vend i shëmtuar që është ai!
(7) Allahut i përkasin ushtritë e qiejve dhe të Tokës. Me to Allahu përkrah kë të dojë nga robtë e Tij. Allahu është gjithmonë i Plotfuqishëm, askush e asgjë nuk e mposhtë Atë. Ai është i Urtë në gjithçka që bën; në krijimin, caktimin dhe në mbikqyrjen e Tij.
(8) Vërtetë që Ne, të kemi dërguar ty (o i Dërguar) si dëshmitar, që dëshmon të Vërtetën në këtë botë dhe që do të dëshmosh të Vërtetën e Umetit tënd në Ditën e Gjykimit. Ti do të jesh përgëzues i besimtarëve në lidhje me atë që ka përgatitur Allahu për ta, pra, triumf në këtë botë dhe Xhenet në botën tjetër. Ti do të jesh dhe paralajmërues e kërcënues ndaj mohuesve dhe atyre që të kundërvihen, me poshtërim e ndëshkim si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër në dënimin e përjetshëm.
(9) Me shpresën se ju (o njerëz) do t'i besoni Allahut e të Dërguarit të Tij, do ta përkrahni të Dërguarin e Tij, duke e vlerësuar e nderuar atë më shumë se vetet tuaja, si dhe do ta madhëroni e lartësoni Allahun çdo mëngjes e mbrëmje.

### Mësime nga ajetet:

- Marrëveshja e Hudejbijes qe fillimi i fitores dhe çlirimi madhështor për Islamin e muslimanët.
- Qetësia e brendshme është një mirësi që e jep Allahu për shkak ndikimit që ka besimi. Ajo sjell qëndrueshmëri dhe siguri në jetën e besimtarit.
- Allahu do veprojë ndaj njerëzve ashtu siç ata i kanë mendimet e tyre për Allahun: nëse mendojnë mirë, do t'u japë të mira, e nëse mendojnë keq, do veprojë me ta ashtu siç ata mendojnë për Të.
- Obligimi i besimtarëve për ta nderuar e vlerësuar përtej vetes pozitën e të Dërguarit të Allahut.

إِنَّ ٱلَّذِينَ يُبَايِعُونَكَ إِنَّمَا يُبَايِعُونَ ٱللَّهَ يَدُ ٱللَّهِ فَوۡقَ
أَيۡدِيهِمۡۚ فَمَن نَّكَثَ فَإِنَّمَا يَنكُثُ عَلَىٰ نَفۡسِهِۦۖ وَمَنۡ أَوۡفَىٰ
بِمَا عَٰهَدَ عَلَيۡهُ ٱللَّهَ فَسَيُؤۡتِيهِ أَجۡرًا عَظِيمٗا ١٠ سَيَقُولُ
لَكَ ٱلۡمُخَلَّفُونَ مِنَ ٱلۡأَعۡرَابِ شَغَلَتۡنَآ أَمۡوَٰلُنَا وَأَهۡلُونَا
فَٱسۡتَغۡفِرۡ لَنَاۚ يَقُولُونَ بِأَلۡسِنَتِهِم مَّا لَيۡسَ فِي قُلُوبِهِمۡۚ قُلۡ
فَمَن يَمۡلِكُ لَكُم مِّنَ ٱللَّهِ شَيۡـًٔا إِنۡ أَرَادَ بِكُمۡ ضَرًّا أَوۡ أَرَادَ بِكُمۡ
نَفۡعَۢاۚ بَلۡ كَانَ ٱللَّهُ بِمَا تَعۡمَلُونَ خَبِيرَۢا ١١ بَلۡ ظَنَنتُمۡ أَن لَّن
يَنقَلِبَ ٱلرَّسُولُ وَٱلۡمُؤۡمِنُونَ إِلَىٰٓ أَهۡلِيهِمۡ أَبَدٗا وَزُيِّنَ ذَٰلِكَ فِي
قُلُوبِكُمۡ وَظَنَنتُمۡ ظَنَّ ٱلسَّوۡءِ وَكُنتُمۡ قَوۡمَۢا بُورٗا ١٢ وَمَن لَّمۡ يُؤۡمِنۢ
بِٱللَّهِ وَرَسُولِهِۦ فَإِنَّآ أَعۡتَدۡنَا لِلۡكَٰفِرِينَ سَعِيرٗا ١٣ وَلِلَّهِ مُلۡكُ
ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۚ يَغۡفِرُ لِمَن يَشَآءُ وَيُعَذِّبُ مَن يَشَآءُۚ
وَكَانَ ٱللَّهُ غَفُورٗا رَّحِيمٗا ١٤ سَيَقُولُ ٱلۡمُخَلَّفُونَ إِذَا
ٱنطَلَقۡتُمۡ إِلَىٰ مَغَانِمَ لِتَأۡخُذُوهَا ذَرُونَا نَتَّبِعۡكُمۡۖ يُرِيدُونَ
أَن يُبَدِّلُواْ كَلَٰمَ ٱللَّهِۚ قُل لَّن تَتَّبِعُونَا كَذَٰلِكُمۡ قَالَ ٱللَّهُ مِن قَبۡلُۖ
فَسَيَقُولُونَ بَلۡ تَحۡسُدُونَنَاۚ بَلۡ كَانُواْ لَا يَفۡقَهُونَ إِلَّا قَلِيلٗا ١٥



10 O i Dërguar! Ata që të japin besën ty për të luftuar kundër idhujtarëve në Mekë *(të cilët nuk i lejonin muslimanët për të hyrë në Mekë dhe u kishin shpallur luftë atyre duke pretenduar se kishin vrarë Othmanin, të deleguarin e Profetit a.s.)*, në të vërtetë ata po ia japin besën Allahut. Me këtë ata ngrenë lart fenë dhe Fjalën e Tij. Dora e Allahut është mbi duart e tyre! E kush e shkel këtë betim, në të vërtetë ai e shkel në dëm të vet dhe kjo nuk e dëmton aspak fenë e Allahut. Ndërsa kush e mban besën që i ka dhënë Allahut se do ta ndihmojë fenë e Tij, Ai ka për t'i dhënë një shpërblim madhështor: Xhenetin e përjetshëm.

11 Do të të vijnë ty (o i Dërguar) pas kësaj beduinët *(nomadët e shkretëtirës)*, të cilët nuk u bashkuan me ju që në fillim, e do të thonë: "Na penguan pasuritë dhe familjet tona, prandaj lutju Allahut që të na falë dhe të mos na bjerë ndonjë ndëshkim prej Tij!" Ata, në të vërtetë, janë duke thënë me gjuhën e tyre, atë që nuk është në zemrat e tyre. Thuaju (o i Dërguar): "E kush mund të zotërojë diçka që do mund t'ju shpëtojë juve prej Allahut, nëse Ai do dëshirojë t'ju godasë me ndonjë të keqe apo dëshiron që t'ju japë ndonjë të mirë?!" S'ka nevojë, pasi Allahu është gjithmonë në dijeni rreth jush, madje edhe për këtë shtirje që jeni duke sajuar.

12 Përkundrazi, nuk ishte preteksti juaj për ruajtjen e bagëtive, pasurive dhe familjeve, ai që ju pengoi t'i bashkoheshit të Dërguarit! Ju menduat se i Dërguari dhe besimtarët që ishin me të, nuk do ktheheshin të gjallë tek familjet e tyre në Medinë, për shkak të asaj që do t'u ndodhte. Këtë dëshirë jua zbukuroi shejtani në zemër dhe menduat keq për Zotin Tuaj, duke kujtuar se Ai nuk do ta ndihmonte të Dërguarin e Vet. Pikërisht për këtë mendim të keq për Allahun dhe për mosshoqërimin e Profetit në luftë ju ishit një popull që e meritonit të zhdukeshit.

13 Kush nuk i beson me sinqeritet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, ai është mohues dhe Ne kemi përgatitur një Zjarr përcëllues Ditën e Gjykimit për ata që e mohojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij!

14 Kjo, pasi vetëm Allahut i përket pushteti i qiejve dhe i Tokës. Ai fal me mëshirën e Vet kë të dëshirojë dhe dënon me drejtësinë e Vet kë të dojë. Allahu gjithmonë është Gjynahfalës dhe i Mëshirshëm ndaj atyre që pendohen sinqerisht e i kërkojnë Atij falje.

15 Ata që nuk ju bashkëngjitën juve do t'ju thonë gjithashtu: "Kur ju (o besimtarë)- të shkoni për të marrë plaçkën e luftës, të fituar në Hajber, të cilën Allahu jua pati premtuar se do t'ju jepet pas marrëveshjes së Hudejbijes, na lejoni edhe neve që t'ju bashkohemi e t'ju ndjekim!" Me këtë, ata dëshirojnë që të tregojnë se Fjala e Allahut është e ndryshueshme. Thuaju (o i Dërguar) atyre: "Ju nuk duhet që të na ndiqni në lidhje me këtë rast. Këtë premtim të Allahut, se atë plaçkë lufte do ta marrin vetëm ata që morën pjesë në marrëveshjen e Hudejbijes, tashmë Allahu jua ka sqaruar që herët! " Aty ata do të thonë: "Jo, nuk është e vërtetë se ju po na ndaloni sepse po i përmbaheni një urdhri të Allahut, por ju këtë e bëni sepse keni zili pozitën dhe autoritetin tonë dhe doni të na poshtëroni!" Ata e thanë këtë për të treguar mprehtësinë e tyre, por në të vërtetë ata i kuptonin pak porositë e Allahut.

### Mësime nga ajetet:

- Pozita që ka Besëlidhja e Riduanit *(Kënaqësisë së Allahut)* është madhështore dhe besimtarët që e lidhën atë janë njerëzit më të mirë në faqen e tokës.
- Mendimi i keq se Allahu nuk e di se çfarë po bëhet në këtë botë e nuk i ndihmon besimtarët e Vet është shkaku kryesor i gjynaheve dhe krimeve, duke i dërguar njerëzit deri në mohimin e Zotit.
- Njerëzit me besim të dobët janë të pakët në kohën e frikës nga lufta e janë të shumtë në kohën e lakmisë.

قُل لِّلْمُخَلَّفِينَ مِنَ ٱلْأَعْرَابِ سَتُدْعَوْنَ إِلَىٰ قَوْمٍ أُو۟لِى بَأْسٍ شَدِيدٍ
تُقَٰتِلُونَهُمْ أَوْ يُسْلِمُونَ ۖ فَإِن تُطِيعُوا۟ يُؤْتِكُمُ ٱللَّهُ أَجْرًا حَسَنًا ۖ
وَإِن تَتَوَلَّوْا۟ كَمَا تَوَلَّيْتُم مِّن قَبْلُ يُعَذِّبْكُمْ عَذَابًا أَلِيمًا ١٦ لَّيْسَ
عَلَى ٱلْأَعْمَىٰ حَرَجٌ وَلَا عَلَى ٱلْأَعْرَجِ حَرَجٌ وَلَا عَلَى ٱلْمَرِيضِ حَرَجٌ ۗ
وَمَن يُطِعِ ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥ يُدْخِلْهُ جَنَّٰتٍ تَجْرِى مِن تَحْتِهَا
ٱلْأَنْهَٰرُ ۖ وَمَن يَتَوَلَّ يُعَذِّبْهُ عَذَابًا أَلِيمًا ١٧ ۞ لَّقَدْ رَضِىَ ٱللَّهُ الحزب ٥٢
عَنِ ٱلْمُؤْمِنِينَ إِذْ يُبَايِعُونَكَ تَحْتَ ٱلشَّجَرَةِ فَعَلِمَ مَا فِى
قُلُوبِهِمْ فَأَنزَلَ ٱلسَّكِينَةَ عَلَيْهِمْ وَأَثَٰبَهُمْ فَتْحًا قَرِيبًا ١٨ وَمَغَانِمَ
كَثِيرَةً يَأْخُذُونَهَا ۗ وَكَانَ ٱللَّهُ عَزِيزًا حَكِيمًا ١٩ وَعَدَكُمُ ٱللَّهُ
مَغَانِمَ كَثِيرَةً تَأْخُذُونَهَا فَعَجَّلَ لَكُمْ هَٰذِهِۦ وَكَفَّ أَيْدِىَ
ٱلنَّاسِ عَنكُمْ وَلِتَكُونَ ءَايَةً لِّلْمُؤْمِنِينَ وَيَهْدِيَكُمْ صِرَٰطًا
مُّسْتَقِيمًا ٢٠ وَأُخْرَىٰ لَمْ تَقْدِرُوا۟ عَلَيْهَا قَدْ أَحَاطَ ٱللَّهُ بِهَا ۚ
وَكَانَ ٱللَّهُ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ قَدِيرًا ٢١ وَلَوْ قَٰتَلَكُمُ ٱلَّذِينَ
كَفَرُوا۟ لَوَلَّوُا۟ ٱلْأَدْبَٰرَ ثُمَّ لَا يَجِدُونَ وَلِيًّا وَلَا نَصِيرًا ٢٢ سُنَّةَ
ٱللَّهِ ٱلَّتِى قَدْ خَلَتْ مِن قَبْلُ ۖ وَلَن تَجِدَ لِسُنَّةِ ٱللَّهِ تَبْدِيلًا ٢٣



16 Thuaju (o i Dërguar) beduinëve *(nomadëve të shkretëtirës),* që nuk ju bashkuan juve më parë, për në Mekë: “Juve do t’ju bëhet thirrje për të luftuar kundër një populli, të cilët janë më të ashprit e më të egrit në luftë. Ndaj tyre nuk do të ketë asnjë mundësi tjetër, përveçse ose t’i vrisni, ose të bëhen muslimanë. Nëse ju do t’i përgjigjeni pozitivisht kësaj thirrjeje, Allahu ka për t’ju dhënë një shpërblim të mrekullueshëm, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër. Por, nëse ju sprapseni, ashtu siç u sprapsët edhe më parë, Ai ka për t’ju dënuar ashpër, si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër.

17 Nuk është gjynah as për të verbrin, as për të çalin, as për të sëmurin, që të mos dalë në ekspedita luftarake. Dijeni se kush e ndjek Allahun dhe të Dërguarin e Tij, Allahu ka për ta futur atë në kopshtet e Xhenetit, nën kështjellat dhe pemët e të cilit rrjedhin lumenj të mrekullueshëm. Ndërsa kush largohet ndaj bindjes së Allahut dhe të Dërguarit të Tij, Allahu ka për ta ndëshkuar me një dënim të dhembshëm në Zjarrin e Xhehenemit.

18 Tashmë Allahu është i Kënaqur prej besimtarëve që morën pjesë në marrëveshjen e Hudejbijes, kur ata të jepnin ty besën (o i Dërguar) nën hijen e pemës. Ndërkohë Allahu dinte gjithçka që ata kishin në zemrat e tyre, si besimin, sinqeritetin dhe v vërtetësinë. Kështu, Ai zbriti qetësi e siguri mbi ta dhe i shpërbleu ata me një fitore të afërt: fitoren e Hajberit, si zëvendësim i asaj që nuk e arritën në Mekë,

19 si dhe plaçka të mëdha lufte, që do t’ua marrin atyre. Allahu është gjithmonë i Plotfuqishëm t’i mposhtë ata edhe pa ju, por Ai është edhe i Urtë dhe gjithçka e bën sipas urtësisë së Vet absolute.

20 Allahu ju ka premtuar (o besimtarë) edhe plaçka të tjera të mëdha, në triumfet e tjera, por Ai jua shpejtoi këtë fitore të Hajberit, se kishit nevojë. Ai i pengoi duart e njerëzve kundër jush, sa ishit të pafuqishëm, si argument i mjaftueshëm për besimtarët për të qenë të bindur në premtimet e Allahut, si dhe t’ju udhëzojë më shumë duke ju edukuar dhe përforcuar në këtë Rrugë të Drejtë.

21 Gjithashtu të tjetra fitore, pasuri e perandori shumë më të mëdha se këto Allahu i ka përfshirë me Fuqinë dhe Madhështinë e Vet për ju, të cilat ju kurrë nuk do mund t’i kishit më parë.. Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë kurdoherë.

22 Madje, edhe nëse mohuesit do t’ju luftonin,ata do të sprapseshin sërish. Pas kësaj, ata nuk do të gjenin as mbrojtës dhe as ndihmues që t’i shpëtonte prej dënimit të Allahut.

23 Ky ligj *(fitorja e besimtarëve e mposhtja e mohuesve)* është ligj i pandryshueshëm i Allahut *(për çdo kohë e çdo vend),* i cili është përmbushur edhe në popujt e mëparshëm. Në ligjin e pandryshueshëm të Allahut nuk do të gjesh (o i Dërguar) asnjë përjashtim e asnjë ndryshim.

**Mësime nga ajetet:**

- Paralajmërimet e Kuranit në lidhje me çështje të fshehta që do të ndodhnin në të ardhmen, siç ishin çlirimet dhe fitoret Islame, janë argument i prerë se Kurani Fisnik është prej Vetë Allahut.
- Në Sheriatin Islam i jepet përparësi tolerancës, butësisë dhe lehtësimeve.
- Shpërblimi i madh për besimtarët që dhanë besën e Riduanit *(besën e Kënaqësisë së Allahut)* përfshinte një pjesë të menjëhershme, ndërsa pjesa tjetër e shpërblimit të Allahut do të ishte në botën tjetër në ahiret.
- Triumfi i së Vërtetës dhe i ithtarëve të saj mbi sistemin e rremë dhe pasuesit e tij është një ligj hyjnor i pashmangshëm.

وَهُوَ ٱلَّذِي كَفَّ أَيْدِيَهُمْ عَنكُمْ وَأَيْدِيَكُمْ عَنْهُم بِبَطْنِ مَكَّةَ مِنۢ
بَعْدِ أَنْ أَظْفَرَكُمْ عَلَيْهِمْ ۚ وَكَانَ ٱللَّهُ بِمَا تَعْمَلُونَ بَصِيرًا ٢٤
هُمُ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ وَصَدُّوكُمْ عَنِ ٱلْمَسْجِدِ ٱلْحَرَامِ
وَٱلْهَدْيَ مَعْكُوفًا أَن يَبْلُغَ مَحِلَّهُۥ ۚ وَلَوْلَا رِجَالٌ مُّؤْمِنُونَ وَنِسَآءٌ
مُّؤْمِنَٰتٌ لَّمْ تَعْلَمُوهُمْ أَن تَطَـُٔوهُمْ فَتُصِيبَكُم مِّنْهُم مَّعَرَّةٌۢ
بِغَيْرِ عِلْمٍ ۖ لِّيُدْخِلَ ٱللَّهُ فِي رَحْمَتِهِۦ مَن يَشَآءُ ۚ لَوْ تَزَيَّلُوا۟ لَعَذَّبْنَا
ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ مِنْهُمْ عَذَابًا أَلِيمًا ٢٥ إِذْ جَعَلَ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟
فِي قُلُوبِهِمُ ٱلْحَمِيَّةَ حَمِيَّةَ ٱلْجَٰهِلِيَّةِ فَأَنزَلَ ٱللَّهُ سَكِينَتَهُۥ
عَلَىٰ رَسُولِهِۦ وَعَلَى ٱلْمُؤْمِنِينَ وَأَلْزَمَهُمْ كَلِمَةَ ٱلتَّقْوَىٰ
وَكَانُوٓا۟ أَحَقَّ بِهَا وَأَهْلَهَا ۚ وَكَانَ ٱللَّهُ بِكُلِّ شَيْءٍ عَلِيمًا ٢٦
لَّقَدْ صَدَقَ ٱللَّهُ رَسُولَهُ ٱلرُّءْيَا بِٱلْحَقِّ ۖ لَتَدْخُلُنَّ ٱلْمَسْجِدَ
ٱلْحَرَامَ إِن شَآءَ ٱللَّهُ ءَامِنِينَ مُحَلِّقِينَ رُءُوسَكُمْ وَمُقَصِّرِينَ
لَا تَخَافُونَ ۖ فَعَلِمَ مَا لَمْ تَعْلَمُوا۟ فَجَعَلَ مِن دُونِ ذَٰلِكَ
فَتْحًا قَرِيبًا ٢٧ هُوَ ٱلَّذِيٓ أَرْسَلَ رَسُولَهُۥ بِٱلْهُدَىٰ وَدِينِ
ٱلْحَقِّ لِيُظْهِرَهُۥ عَلَى ٱلدِّينِ كُلِّهِۦ ۚ وَكَفَىٰ بِٱللَّهِ شَهِيدًا ٢٨



(24) Është Ai që i pengoi duart e idhujtarëve të ngriheshin kundër jush, kur u ngritën fshehurazi tetëdhjetë të rinj prej tyre për t'ju goditur pas shpine në rrethinën e Mekës. Ai i mbajti duart tuaja që të mos i ngrinit armët kundër tyre, për t'i vrarë apo për t'i lënduar, si dhe ju bëri dominues mbi ta që t'i zinit robër, para se ata të ndiznin luftën mes jush dhe banorëve të Mekës. Në këtë mënyrë u shua një gjakderdhje e madhe që mund të ndodhte për shkak të papjekurisë së tyre. Allahu sheh përherë atë që ju veproni dhe nuk i shpëton asgjë prej punëve tuaja.

(25) *(Banorët e Mekës)* janë ata që e mohuan Allahun dhe të Dërguarin e Tij, ju penguan juve prej Xhamisë së Shenjtë *(Qabes)*. Ata penguan edhe kurbanet, që të mos arrinin në vendin e caktuar për flijim. Sikur të mos kishte pasur mes popullit të tyre burra besimtarë dhe gra besimtare, të cilët e mbanin të fshehtë besimin e tyre nga frika e nuk do i kishit njohur, kishit për t'i vënë ata përpara, duke i vrarë së bashku me mohuesit. Pas kësaj do t'ju binte juve turpi e faji për këto vrasje pa dije, shoqëruar me hidhërim e dëmshpërblim..
Nëse nuk do të kishte qenë kjo, Allahu do të kishte ndezur luftën mes jush e mes tyre, me qëllim që Allahu ta merrte në mëshirën e Vet *(Xhenet)* kë të dëshironte prej besimtarëve. Ndryshe, po të kishin qenë ata të veçuar e të ndarë prej njëri-tjetrit, Ne do t'i kishim dënuar ata mohues nëpërmjet jush me një dënim vërtetë të dhembshëm, për shkak të asaj që patën vepruar.

(26) Sidomos kur mohuesit rizgjuan në zemrat e njëri-tjetrit arrogancën *(racizmin fisnor e krahinor)*. Ajo arrogancë nuk i shërbente asnjë të vërtete, por i përkiste kohës së injorancës e ndjekjes së tekave, për të refuzuar me këtë të Dërguarin të bënte atë vit haxhin *(vitin e marrëveshjes së Hudejbijes)*. Mirëpo, Allahu zbriti qetësinë mbi të Dërguarin e Vet dhe mbi të gjithë besimtarët që ishin me të, duke mos lejuar që t'i rrëmbente zemërimi, lidhur me atë që flisnin e kushtëzonin idhujtarët në atë marrëveshje. Ai ua bëri obligim besimtarëve t'i përmbahen Fjalës së Devotshmërisë *(shehadetit)* - fjalës: La ilahe il'Allah *(Nuk ka zot tjetër që e meriton adhurimin përveç Allahut)* dhe të mos flisnin e të mos vepronin ndryshe. Besimtarët e kishin detyrë më shumë se çdokush tjetër t'i përmbaheshin shehadetit dhe të zbatonin kushtet e tij,. Allahu i dinte më mirë gjërat e gjithmonë ka qenë i Gjithëdijshëm për çdo gjë.

(27) Allahu ia vërtetoi ëndrrën e Pejgamberit të Vet, duke ia realizuar atë ashtu siç e pati parë dhe ua pati treguar shokëve të vet: "Vërtet që keni për të hyrë në Xhaminë e Shenjtë *(Qabe)* - Insha-Allah *(Në dashtë Allahu)*! Keni për të hyrë të sigurt prej armiqve tuaj, duke i kryer të gjitha ritualet e Haxhit, bashkë me rruajtjen e kokave tuaja apo shkurtimin e flokëve, pa iu frikësuar askujt, për shkak të madhështisë që do të keni." Në lidhje me marrëveshjen e Hudejbijes *(pavarësisht mospëlqimit tuaj e pavarësisht moshyrjes tuaj atë vit në Mekë)*, Allahu e dinte atë që ju nuk e dinit. Në vend të hyrjes në Mekë, Ai ju dhuroi një çlirim që ishte më afër jush, çlirimin e Hajberit. Me këtë fitore Ai ju e dha autoritet e fuqi e pasandaj ju mundësoi çlirimin e plotë të Mekës, madje pa gjakderdhje e pa luftë.

(28) Allahu (o njerëz) është Ai që e ka dërguar Pejgamberin e Vet me një Udhëzim dhe fe të vërtetë, që ta bëjë dominuese mbi të gjitha fetë që përballen me të. Për këtë, mjafton që Vetë Allahu është Dëshmitar.

**Mësime nga ajetet:**

- Pengimi i njerëzve nga Rruga e Allahut është një krim i shëmtuar dhe tek Allahu ka një dënim të dhembshëm.
- Rregullimi e drejtimi i punëve që ua bën Allahu robërve të Vet është përtej dijes e perceptimit të tyre.
- Zëvendësimi i faktorëve unifikues e bashkues të fesë me elementë të tjerë si: racizmi, patriotizmi dhe ndarjet krahinore është e papranueshëm.
- Dominimi i Islamit është ligj i pandryshueshëm e një premtim prej Vetë Allahut, që është realizuar.

مُّحَمَّدٌ رَّسُولُ ٱللَّهِ ۚ وَٱلَّذِينَ مَعَهُۥٓ أَشِدَّآءُ عَلَى ٱلْكُفَّارِ رُحَمَآءُ بَيْنَهُمْ ۖ
تَرَىٰهُمْ رُكَّعًا سُجَّدًا يَبْتَغُونَ فَضْلًا مِّنَ ٱللَّهِ وَرِضْوَٰنًا ۖ سِيمَاهُمْ
فِى وُجُوهِهِم مِّنْ أَثَرِ ٱلسُّجُودِ ۚ ذَٰلِكَ مَثَلُهُمْ فِى ٱلتَّوْرَىٰةِ ۚ وَمَثَلُهُمْ فِى
ٱلْإِنجِيلِ كَزَرْعٍ أَخْرَجَ شَطْـَٔهُۥ فَـَٔازَرَهُۥ فَٱسْتَغْلَظَ فَٱسْتَوَىٰ
عَلَىٰ سُوقِهِۦ يُعْجِبُ ٱلزُّرَّاعَ لِيَغِيظَ بِهِمُ ٱلْكُفَّارَ ۗ وَعَدَ ٱللَّهُ ٱلَّذِينَ
ءَامَنُوا۟ وَعَمِلُوا۟ ٱلصَّٰلِحَٰتِ مِنْهُم مَّغْفِرَةً وَأَجْرًا عَظِيمًۢا ﴿٢٩﴾

ترتيبها ٤٩ — سُورَةُ الحُجُرَات — آياتها ١٨

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ لَا تُقَدِّمُوا۟ بَيْنَ يَدَىِ ٱللَّهِ وَرَسُولِهِۦ ۖ وَٱتَّقُوا۟ الحزب ٥٢
ٱللَّهَ ۚ إِنَّ ٱللَّهَ سَمِيعٌ عَلِيمٌ ﴿١﴾ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ لَا تَرْفَعُوٓا۟
أَصْوَٰتَكُمْ فَوْقَ صَوْتِ ٱلنَّبِىِّ وَلَا تَجْهَرُوا۟ لَهُۥ بِٱلْقَوْلِ كَجَهْرِ بَعْضِكُمْ
لِبَعْضٍ أَن تَحْبَطَ أَعْمَٰلُكُمْ وَأَنتُمْ لَا تَشْعُرُونَ ﴿٢﴾ إِنَّ ٱلَّذِينَ
يَغُضُّونَ أَصْوَٰتَهُمْ عِندَ رَسُولِ ٱللَّهِ أُو۟لَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ ٱمْتَحَنَ
ٱللَّهُ قُلُوبَهُمْ لِلتَّقْوَىٰ ۚ لَهُم مَّغْفِرَةٌ وَأَجْرٌ عَظِيمٌ ﴿٣﴾ إِنَّ ٱلَّذِينَ
يُنَادُونَكَ مِن وَرَآءِ ٱلْحُجُرَٰتِ أَكْثَرُهُمْ لَا يَعْقِلُونَ ﴿٤﴾



(29) Muhammedi është Pejgamber i Allahut dhe sahabët *(shoqëruesit)* e tij janë të ashpër në luftë ndaj mohuesve dhe të mëshirshëm e të dashur me njëri-tjetrin. I sheh se si ata bien së bashku në ruku dhe në sexhde, duke kërkuar prej Allahut mirësinë dhe kënaqësinë e Tij *(që Ai t'i falë, t'i fusë në Xhenet e të jetë i Kënaqur me ta)*. Në fytyrat e tyre duket çiltërsia, mirësia e shenjat e sexhdes." Ky është përshkrimi i tyre në Teurat. Ndërsa në Ungjill përshkruhen kështu: "Ata janë si fara *(e sinapit),* që, pasi është mbjellë në tokë, fillon të nxjerrë filizin e vet të brishtë e të hollë, pastaj vjen duke e forcuar e duke e trashur, derisa rritet dhe drejton kërcellin e vet. Mandej fuqia e bukuria e asaj bime i mahnit edhe vetë bujqit që e kanë mbjellë!" Ky është besimi, të cilin Allahu e mbolli në zemrat e tyre *(sahabëve)*, që, nëpërmjet fitoreve që ua mundësoi atyre, Allahu t'ua shtojë edhe më shumë mllefin e urrejtjen atyre që e mohuan Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Ndërsa atyre që besuan e bënë vepra të mira, Allahu u premtoi falje gjynahesh dhe shpërblim madhështor nga ana e Tij, duke qenë i kënaqur me të gjithë ata që e besuan, e shoqëruan dhe ndihmuan të Dërguarin e fenë e Tij.



## SURJA "EL-HUXHURAT"



*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Etika e të folurit dhe ndikimi që ka gjuha në besimin e individit dhe moralin shoqëror.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) O ju që i keni besuar Allahut, duke i vënë në zbatim porositë e Tij! Mos u nxitoni të thoni e të veproni diçka, para se ta shqyrtoni atë më parë me porositë e Allahut dhe të Pejgamberit të Tij! Kini frikë Allahun dhe ruhuni prej ndalesave të Tij! Allahu është Dëgjues i asaj që thoni, i Gjithëdijshëm i gjithçkaje që mendoni e veproni dhe ka për t'ju marrë në llogari për to.

(2) O ju që i keni besuar Allahut, duke i vënë në zbatim porositë e Tij! Mos e ngrini zërin tuaj mbi zërin e Profetit kur të flisni me të, duke shpërfillur autoritetin e Tij!Mos iu drejtoni atij siç i drejtoheni njëri-tjetrit me emër e pasthirrma, si të ishte dikush i nivelit tuaj! Por thirreni atë me edukatë: "O Profet" ose: "O i Dërguar i Allahut!", në mënyrë që mos t'ju shfarosen sevapet e veprat tuaja të mira ashtu pa e kuptuar.

(3) Vërtet, ata që ulin zërin përpara të Dërguarit të Allahut, duke i dhënë përparësi fjalës së tij mbi fjalët e tyre, të tillëve Allahu ua ka pastruar zemrat në devotshmëri dhe e ka provuar sinqeritetin e tyre. Për ta do të ketë falje gjynahesh, të cilat Allahu nuk do ua llogarisë dhe do të ketë një shpërblim të madh në Ditën e Gjykimit, duke u futur në Xhenet.

*Meqë dhomat e grave të Pejgamberit ﷺ ishin ngjitur me Xhaminë e tij në Medinë, kishte disa njerëz, që, kur vinin në xhami, e thërrisnin atë sikurse thërrisnin njëri-tjetrin për të dalë, pa i dhënë rëndësi kësaj. Ndaj:

(4) Ata të cilët të thërrasin ty (o i Dërguar) pas mureve të dhomave tuaja, vërtetë që shumica e tyre nuk dinë dhe nuk e mendojnë se edhe ti ke nevojë për t'u qetësuar e ke detyrime familjare.

### Mësime nga ajetet:

- Islami e ka bërë detyrim mëshirën e dashurinë ndaj besimtarëve, por jo ndaj mohuesve që na luftojnë.
- Unifikimi dhe bashkëpunimi janë prej moralit dhe virtyteve të Shoqëruesve *(Sahabëve)* të Profetit ﷺ .
- Kush ndien se ka në zemrën e vet urrejtje ndaj s*ahabëve* të nderuar, le ta dijë mirë se besimi i tij është në pikëpyetje. Kjo bazuar në pjesën e ajetit "..në mënyrë që nëpërmjet tyre t'ua shtojë mllefin e urrejtjen edhe më shumë mohuesve...".
- Obligimi për t'u edukuar me moralin e virtytet e Pejgamberit ﷺ, me Sunetin e tij dhe me trashëgimtarët e dijes së lënë prej tij, që janë dijetarët *(njohës të Kuranit e Sunetit, sipas mënyrës së sahabëve)*.

وَلَوْ أَنَّهُمْ صَبَرُوا۟ حَتَّىٰ تَخْرُجَ إِلَيْهِمْ لَكَانَ خَيْرًا لَّهُمْ ۚ وَٱللَّهُ غَفُورٌ
رَّحِيمٌ ٥ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓا۟ إِن جَآءَكُمْ فَاسِقٌۢ بِنَبَإٍ فَتَبَيَّنُوٓا۟ أَن
تُصِيبُوا۟ قَوْمًۢا بِجَهَٰلَةٍ فَتُصْبِحُوا۟ عَلَىٰ مَا فَعَلْتُمْ نَٰدِمِينَ ٦
وَٱعْلَمُوٓا۟ أَنَّ فِيكُمْ رَسُولَ ٱللَّهِ ۚ لَوْ يُطِيعُكُمْ فِى كَثِيرٍ مِّنَ ٱلْأَمْرِ لَعَنِتُّمْ
وَلَٰكِنَّ ٱللَّهَ حَبَّبَ إِلَيْكُمُ ٱلْإِيمَٰنَ وَزَيَّنَهُۥ فِى قُلُوبِكُمْ وَكَرَّهَ
إِلَيْكُمُ ٱلْكُفْرَ وَٱلْفُسُوقَ وَٱلْعِصْيَانَ ۚ أُو۟لَٰٓئِكَ هُمُ ٱلرَّٰشِدُونَ ٧
فَضْلًا مِّنَ ٱللَّهِ وَنِعْمَةً ۚ وَٱللَّهُ عَلِيمٌ حَكِيمٌ ٨ وَإِن طَآئِفَتَانِ
مِنَ ٱلْمُؤْمِنِينَ ٱقْتَتَلُوا۟ فَأَصْلِحُوا۟ بَيْنَهُمَا ۖ فَإِنۢ بَغَتْ إِحْدَىٰهُمَا
عَلَى ٱلْأُخْرَىٰ فَقَٰتِلُوا۟ ٱلَّتِى تَبْغِى حَتَّىٰ تَفِىٓءَ إِلَىٰٓ أَمْرِ ٱللَّهِ ۚ فَإِن فَآءَتْ
فَأَصْلِحُوا۟ بَيْنَهُمَا بِٱلْعَدْلِ وَأَقْسِطُوٓا۟ ۖ إِنَّ ٱللَّهَ يُحِبُّ ٱلْمُقْسِطِينَ
٩ إِنَّمَا ٱلْمُؤْمِنُونَ إِخْوَةٌ فَأَصْلِحُوا۟ بَيْنَ أَخَوَيْكُمْ ۚ وَٱتَّقُوا۟ ٱللَّهَ
لَعَلَّكُمْ تُرْحَمُونَ ١٠ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ لَا يَسْخَرْ قَوْمٌ مِّن قَوْمٍ
عَسَىٰٓ أَن يَكُونُوا۟ خَيْرًا مِّنْهُمْ وَلَا نِسَآءٌ مِّن نِّسَآءٍ عَسَىٰٓ أَن يَكُنَّ خَيْرًا
مِّنْهُنَّ ۖ وَلَا تَلْمِزُوٓا۟ أَنفُسَكُمْ وَلَا تَنَابَزُوا۟ بِٱلْأَلْقَٰبِ ۖ بِئْسَ ٱلِٱسْمُ
ٱلْفُسُوقُ بَعْدَ ٱلْإِيمَٰنِ ۚ وَمَن لَّمْ يَتُبْ فَأُو۟لَٰٓئِكَ هُمُ ٱلظَّٰلِمُونَ ١١



(5) Sikur ata që të thërrasin ty (o i Dërguar) pas mureve të dhomave tua, të duronin dhe mos të të shqetësonin, derisa ti vetë të dilje tek ata dhe të të flisnin me zë respektues, do të kishte qenë më mirë. Në këtë mënyrë ata do të respektonin dhe nderonin. Megjithatë, Allahu është Gjynahfalës dhe Mëshirues për të gjithë ata që nuk i bëjnë këto qëllimisht dhe i kërkojnë Atij falje e mëshirë.

(6) O ju që i keni besuar Allahut, me zbatimin e porosive të Tij! Nëse një i poshtër *(mashtrues, gjynahqar e i prishur)*, të cilin ju nuk e njihni për të devotshëm e të besueshëm, ju sjell ndonjë lajm rreth dikujt, verifikojeni vërtetësinë e atij lajmi! Mos nxitoni për t'i besuar menjëherë, në mënyrë që të mos dëmtoni dikë padrejtësisht e të bëni një krim pa dijeninë tuaj e pas kësaj të bëheni pishman për atë që keni bërë, duke besuar mashtruesin dhe goditur të pafajshmit.

(7) Dijeni (o besimtarë) se në mesin tuaj është i Dërguari i Allahut, të cilit po i zbritet shpallje. Prandaj kini kujdes e mos flisni e veproni diçka në kundërshtim të porosive e shembullit të tij, pasi kjo është në të mirën tuaj. Nëse ai do t'ju ndiqte juve në shumicën e gjërave që i sugjeroni, ju do të kishit dështuar e do ia kishit vështirësuar çështjet vetes, gjë të cilën ai nuk e dëshiron për ju. Mirëpo Allahu, prej mirësisë së Vet, jua bëri të dashur imanin *(besimin e bindjen)* dhe jua zbukuroi atë në zemrat tuaja dhe ju bëri besimtarë. Po ashtu jua bëri të urryer kufrin *(mohimin)*, poshtërsitë dhe kundërshtimin e Zotit. Pikërisht ata që i fituan këto virtyte janë padyshim ndjekësit e rrugës së drejtë e të vërtetë.

(8) Kjo që ju është mundësuar juve, duke e bërë besimin të dashur për zemrat tuaja dhe duke urryer të keqen, në fakt është mirësi e dhunti, të cilën jua ka dhuruar vetë Allahu. Allahu është i Gjithëdijshëm për dukshmërinë dhe brendësinë e robërve të Vet. Ai është i Urtë në gjithçka që ju porosit e ju urdhëron.

(9) Nëse dy grupe besimtarësh e luftojnë njëri-tjetrin, kërkojuni atyre të pajtohen e të vënë në zbatim fenë e Allahut mes tyre. Nëse njëra palë e refuzon pajtimin dhe sulmon, atëherë ngrihuni kundër palës agresore, derisa ajo të kthehet tek gjykimi i Allahut. Nëse kthehet tek gjykimi i Allahut, atëherë rregullojeni situatën mes palëve me anë të drejtësisë që u ka zbritur Allahu, pa mbajtur anën e asnjërës palë. Tregohuni të paanshëm në zbatimin e kësaj drejtësie e mos t'ju shtyjë urrejtja apo pakënaqësia ndaj cilësdo palë e t'i bëni padrejtësi Allahu i do ata që janë korrekt në mbajtjen e drejtësisë, madje edhe kundër vetes, të afërmve dhe interesit të tyre.

(10) Nuk ka dyshim se besimtarët janë vëllezër në besim, prandaj angazhohuni në përmirësimin e marrëdhënieve mes vëllezërve tuaj në konflikt dhe frikësojuni Allahut! Shmangni çdo padrejtësi *(për përfitime e interesat t të kësaj bote)*, me shpresën që të mëshiroheni në të dyja botët.

(11) O ju që i keni besuar Allahut, me vënien në zbatim të porosive të Tij! Askush prej burrave të mos e përqeshë një burrë tjetër, pasi ndoshta të përqeshurit janë më të mirë tek Allahu se ata që përqeshin, ngase vlerën tuaj të vërtetë e di vetëm Allahu. As gratë të mos i përqeshin gratë e tjera, pasi ndoshta të përqeshurat janë më të mira tek Allahu se ato që përqeshin. Mos e ofendoni veten tuaj duke ofenduar tjetrin, por konsiderojeni edhe tjetrin si veten tuaj! Mos i mvishni njëri-tjetrit nofka të këqija, ashtu siç bënin të shthururit para Islamit. Kush e bën këtë, ai është i prishur. Sa e shëmtuar është që dikush të quhet "i poshtër" pasi pati besuar më parë! Ata që nuk pendohen prej këtij gabimi, ata janë keqbërës dhe kanë dëmtuar veten.

**Mësime nga ajetet:**

- Detyrimi për ta verifikuar saktësinë e lajmeve, veçanërisht ato që kanë si burim njerëz të shthurur dhe pa dinjitet.
- Detyrimi për t'i pajtuar grupet muslimane që janë në konflikt e në luftë me njëri-tjetrin dhe lejimi i luftës kundër atyre që dëshirojnë të vazhdojnë në armiqësi dhe refuzojnë pajtimin.
- Prej të drejtave të vëllazërisë në besim janë: përmirësimi i marrëdhënieve të palëve në konflikt, largimi prej provokimeve që nxisin zemërimin apo shqetësimin e ndjenjave të tjetrit, qoftë me anë të përqeshjes, turpërimit dhe ofendimit me anë të etiketimeve dhe nofkave të shëmtuara.

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ ٱجۡتَنِبُواْ كَثِيرٗا مِّنَ ٱلظَّنِّ إِنَّ بَعۡضَ ٱلظَّنِّ
إِثۡمٞۖ وَلَا تَجَسَّسُواْ وَلَا يَغۡتَب بَّعۡضُكُم بَعۡضًاۚ أَيُحِبُّ أَحَدُكُمۡ أَن
يَأۡكُلَ لَحۡمَ أَخِيهِ مَيۡتٗا فَكَرِهۡتُمُوهُۚ وَٱتَّقُواْ ٱللَّهَۚ إِنَّ ٱللَّهَ
تَوَّابٞ رَّحِيمٞ ١٢ يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّاسُ إِنَّا خَلَقۡنَٰكُم مِّن ذَكَرٖ وَأُنثَىٰ وَجَعَلۡنَٰكُمۡ
شُعُوبٗا وَقَبَآئِلَ لِتَعَارَفُوٓاْۚ إِنَّ أَكۡرَمَكُمۡ عِندَ ٱللَّهِ أَتۡقَىٰكُمۡۚ إِنَّ ٱللَّهَ
عَلِيمٌ خَبِيرٞ ١٣ ۞قَالَتِ ٱلۡأَعۡرَابُ ءَامَنَّاۖ قُل لَّمۡ تُؤۡمِنُواْ وَلَٰكِن (نصف الحزب ٥٢)
قُولُوٓاْ أَسۡلَمۡنَا وَلَمَّا يَدۡخُلِ ٱلۡإِيمَٰنُ فِي قُلُوبِكُمۡۖ وَإِن تُطِيعُواْ ٱللَّهَ
وَرَسُولَهُۥ لَا يَلِتۡكُم مِّنۡ أَعۡمَٰلِكُمۡ شَيۡـًٔاۚ إِنَّ ٱللَّهَ غَفُورٞ رَّحِيمٌ ١٤
إِنَّمَا ٱلۡمُؤۡمِنُونَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ بِٱللَّهِ وَرَسُولِهِۦ ثُمَّ لَمۡ يَرۡتَابُواْ
وَجَٰهَدُواْ بِأَمۡوَٰلِهِمۡ وَأَنفُسِهِمۡ فِي سَبِيلِ ٱللَّهِۚ أُوْلَٰٓئِكَ هُمُ
ٱلصَّٰدِقُونَ ١٥ قُلۡ أَتُعَلِّمُونَ ٱللَّهَ بِدِينِكُمۡ وَٱللَّهُ يَعۡلَمُ مَا فِي
ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِي ٱلۡأَرۡضِۚ وَٱللَّهُ بِكُلِّ شَيۡءٍ عَلِيمٞ ١٦ يَمُنُّونَ
عَلَيۡكَ أَنۡ أَسۡلَمُواْۖ قُل لَّا تَمُنُّواْ عَلَيَّ إِسۡلَٰمَكُمۖ بَلِ ٱللَّهُ يَمُنُّ
عَلَيۡكُمۡ أَنۡ هَدَىٰكُمۡ لِلۡإِيمَٰنِ إِن كُنتُمۡ صَٰدِقِينَ ١٧ إِنَّ ٱللَّهَ يَعۡلَمُ
غَيۡبَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۚ وَٱللَّهُ بَصِيرُۢ بِمَا تَعۡمَلُونَ ١٨



(12) O ju që i keni besuar Allahut, me vënien në zbatim të porosive të Tij! Largojuni shumicës së paragjykimeve, të cilat nuk kanë asnjë bazë vërtetësie e as ekspertize. Ta dini se një pjesë e paragjykimeve janë gjynahe, sepse nëpërmjet tyre u bëhet padrejtësi të drejtëve e të pafajshmëve. Mos hulumtoni *(përgjoni e spiunoni)* privatësinë e besimtarëve, duke iu vënë pas! Mos e përgojoni vëllain tuaj me diçka që atij nuk i pëlqen ta dëgjojë, pasi ky përgojim është njësoj si ngrënia e mishit të tij pasi ai të ketë vdekur. A mos vallë i pëlqen dikujt prej jush të hajë mishin e vëllait të vet të vdekur?! Kjo për ju është e neveritshme! Kështu pra, urrejeni përgojimin e vëllait tuaj, frikësojuni ndëshkimit të Allahut, zbatoni porositë e Tij dhe largojuni ndalesave të Tij! Vërtet, Allahu është Pranues i atyre që pendohen e i Mëshirshëm me ta, prandaj pendohuni edhe ju!

(13) O ju njerëz! Ne ju kemi krijuar prej një burri e një gruaje (Ademit dhe Havasë), prandaj askush mos të krenohet për prejardhjen e vet, pasi prejardhja juaj është e njëjtë. Pas kësaj, Ne ju shumuam duke ju përhapur nëpër tokë, në shoqëri dhe në fise të shumta, në mënyrë që të njihni njëri-tjetrin e të ndiheni më të afërt mes jush dhe jo të përçmoni popujt, fiset e racat e tjera.
Dijeni se më i nderuari tek Allahu nga ju (o njerëz) është ai që i frikësohet më shumë Atij. Ky është kriteri me të cilin edhe ju duhet ta vlerësoni njëri-tjetrin. Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo gjë që ka lidhje me ju dhe i Mirinformuar për çdo gjë që ju flisni e veproni. Asgjë nuk i fshihet e nuk i shpëton Atij.

(14) Disa beduinë *(nomadë të shkretëtirës)*, duke menduar se besimi ishte thjesht vetëm një deklaratë me gojë, shkuan tek i Dërguari dhe i thanë: “Ne kemi besuar! ” Thuaju (o i Dërguar): “Jo, ju nuk keni besuar akoma, por thoni: - ‘Ne i jemi nënshtruar Allahut, me pranimin e Islamit’. Sepse akoma nuk ka hyrë besimi në zemrat tuaja. Kur ju t’i zbatoni porositë e dispozitat e Allahut me besim të plotë e bindje të palëkundur dhe ta ndiqni shembullin e të Dërguarit të Tij duke bërë vepra të mira e duke u larguar prej gjërave të ndaluara, atëherë do t’ju jepet shpërblimi i plotë për veprat tuaja, pa ju pakësuar asgjë. Allahu është Gjynahfalës i atyre që kërkojnë falje *(për gjynahet dhe mangësitë e tyre)* dhe i Mëshirshëm ndaj tyre.”

(15) Në të vërtetë, besimtarët që e kanë arritur besimin e plotë, janë vetëm ata që i kanë besuar Allahut e të Dërguarit të Tij sinqerisht. Janë ata që nuk e përziejnë më besimin e tyre me dyshime e dilema dhe luftojnë në mbrojtje të Rrugës së Allahut, me pasurinë dhe me jetën e tyre, pa kursyer kurrgjë. Pikërisht ata janë besimtarët e sinqertë.
*Pasi Allahu sqaroi se çfarë konsiderohej besim i vërtetë, kjo bëri që ata të ishin paqartë në lidhje me çfarë kishin konceptuar me besim deri atëherë, andaj Ai ua sqaron atyre këtë çështje duke parashtruar një pyetje:

(16) Thuaju (o i Dërguar) atyre që mendojnë se është e mjaftueshme që të kenë besim vetëm në zemër: “Vallë, ju po ia mësoni Allahut se si është e Vërteta lidhur me fenë *(besimin)* tuaj, ndërkohë që Allahu di gjithçka që ekziston në qiej e në Tokë?! Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo gjë, madje edhe për çfarë keni në zemrat tuaja, pasi Atij nuk i fshihet asgjë, qoftë besim apo dyshim i juaji! ”

(17) Ata ta dedikojnë ty mirësinë që u bënë muslimanë. Thuaju (o i Dërguar): “Mos ma dedikoni mua hyrjen tuaj në fenë e Allahut, se kjo është meritë vetëm Allahut, që ju ka zgjedhur për t’ju udhëzuar për ta pranuar imanin*(besimin e vërtetë)*, nëse jeni të sinqertë në atë që thoni!

(18) Allahu e njeh çdo fshehtësi që gjendet në qiej dhe në Tokë, qoftë ajo e fshehur edhe në zemrat tuaja. Allahu është Vështruesi i gjithçkaje që ju veproni, e mirë qoftë apo e keqe, për të cilën ju keni për tu shpërblyer sipas asaj që meritoni! ”

## Mësime nga ajetet:

• Mendimi i keq, paragjykimi dhe hamendësimi rreth njerëzve të mirë është gjynah. Megjithatë, lejohet të tregohet kujdes prej njerëzve të këqij, për shkak të mendimit të keq që është përhapur për ta. • Origjina e njëjtë për të gjithë bijtë e njerëzimit bën çrrënjosjen e çdo lloj mburrjeje me ngjyrosje raciste a prejardhjeje. • Besimi nuk është thjeshtë deklarim me gjuhë, të cilin nuk e mbështet bindja e palëkundur në zemër. Përkundrazi, besimi është bindje me zemër, deklarim me gjuhë dhe zbatim me gjymtyrë. • Udhëzimi i shpëtimit është vetëm në dorë të Allahut. Kjo është një mirësi që e jep vetëm Ai dhe për këtë askush nuk ka meritë përveç Tij, madje as vetë njeriu.

## SURJA "KAF"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*



### Qëllimet e sures:

Këshillimi i zemrave me anë të vdekjes dhe ringjalljes në Botën Tjetër.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Kâf. Betohem për Kuranin madhështor! Gjithçka që po ju përmendet në këtë Libër është e vërtetë dhe nuk ka kurrfarë dyshimi se ju do të ringjalleni për të dhënë llogari e për t'u shpërblyer për gjithçka keni bërë!
(2) Mirëpo mohuesit, në vend që t'ia vinin veshin këtij Kurani, ata u çuditën për shkak se paralajmëruesi ishte një njeri nga mesi i tyre dhe nuk ishte një engjëll. Mohuesit thanë: "Kjo është diçka e çuditshme *(e pamundur)*!
(3) Vallë, pasi të kemi vdekur e të jemi bërë dhé, ne do të rikthehemi përsëri në jetë?! Ajo ringjallje mund të jetë një rikthim i largët, aq sa deri atëherë ne do të jemi tretur tërësisht, madje do të jemi harruar!" (4) Ne e kemi ditur përpara tyre, se çfarë tret toka prej trupave të tyre e se çfarë nuk tret dhe ata nuk mund të na e tregojnë Neve këtë. Ne kemi vendosur që të jetë kështu,madje Ne kemi një Libër të ruajtur me gjithçka që u ka ndodhur atyre gjatë jetës e vdekjes, si dhe gjithçka që është shkruar për ta.
(5) Mirëpo, nuk ishte kjo arsyeja që i shtyu ata të mohonin *(se i Dërguari ishte njëri prej tyre)*, por arsyeja ishte se ata e mohuan të Vërtetën që ua zbriti Zoti i tyre u erdhi, duke mos e dëgjuar e duke mos e pranuar atë. Kjo për shkak të natyrës së tyre refuzuese, prandaj janë në gjendje të turbulluar pas dilemave e pasigurisë në arsyetim, duke mos si ta përshkruajnë këtë.
(6) Vallë, a nuk e kanë parë ata Fuqinë e Allahut, duke e vështruar qiellin sipër tyre, se si Ne e kemi ndërtuar dhe e kemi zbukuruar me yje, duke mos lënë në të asnjë çrregullim, por gjithçka është në një rregull e disiplinë të mahnitshme?! Vallë, a mos dyshojnë në Fuqinë e Allahut?!
(7) Apo se si Ne e kemi shtruar Tokën, duke e bërë atë të përshtatshme për t'u jetuar në të? Apo se si kemi shpërndarë në tokë male të palëvizshme, në mënyrë që ajo të mos tronditet dhe se si Ne bëmë të mbijnë në sipërfaqen e saj të gjitha llojet e bimëve dhe pemëve të mahnitshme për sytë tuaj, (8) në mënyrë, që nëpërmjet tyre, të mendojë e të përkujtohet rreth madhështisë e fuqisë së Allahut, çdokush që dëshiron të jetë një rob i kthyer nga Zoti, me besim, vepra të mira dhe me pendesë.
(9) Përveç kësaj, Ne zbritëm nga qielli ujë të bekuar (shiun e dobishëm), duke bërë që me të, të mbijnë e të rriten lloje të shumta bimësh në kopshte, si dhe shumë drithëra që kultivohen dhe korren, (10) madje edhe palmat e larta të hurmës me tufa frutash të ëmbla njëra mbi tjetrën në mes të shkretëtirës, (11) si ushqim për njerëzit që jetojnë në ato vise shkretinore. Ashtu siç Ne i japim jetë e gjallëri një tokë të shkretuar, duke e gjelbëruar me kopshte, pemë, drithëra e fruta, po kaq e lehtë do të jetë për edhe nxjerrja juaj prej tokës dhe, ringjallja. (12) Para tyre (o i Dërguar) edhe populli i Nuhut, që ishin më të shumtit në numër, i mohoi të dërguarit e vet, ashtu si populli i Rassit, që zotëronin puset nëntokësore; populli i Themudit që gdhendte shkëmbinj në male, për të ndërtuar shtëpi; (13) populli i Adit që ndërtonte ndërtesa të mëdha e të larta; ushtria e Faraoni, që bënte mizori e padrejtësi në tokë; vëllezërit *(populli)* tek të cilët u dërgua Luti dhe që kryenin fëlliqësinë e tyre të homoseksualizmit; (14) Edhe populli i Shuajbit që zotëronin luginën pjellore të Ejkës, edhe populli mohues i Tubbas, mbretit të Jemenit, pra, të gjithë ata i mohuan të dërguarit e Allahut. Prandaj u përmbush mbi ta dënimi që u pati premtuar Allahu nëpërmjet profetëve të Tij.
(15) A mos, vallë, Ne u lodhëm në krijimin e tyre të parë, që nuk mundemi që t'ju krijojmë juve përsëri?! Jo, por ata janë në pështjellim rreth rreth Fuqisë së Allahut, për t'i krijuar sërish në një krijim të ri, pasi të kenë vdekur.

### Mësime nga ajetet:

- Idhujtarët e konsiderojnë diçka të pamundur që Allahu t'i zbresë njeriut shpallje e ai të jetë i dërguari i Tij. Mirëpo, nga ana tjetër, ata nuk e kanë problem të besojnë në shenjtërinë e një guri a sendi, i cili as nuk u flet e as i orienton.
- Krijimi i qiejve, tokës, maleve, rënia e shiut, nxjerrja e bimëve prej një toke shkretinore dhe krijimi i njeriut herën e parë, të gjitha këto janë argumente të mjaftueshme për të kuptuar madhështinë dhe fuqinë e Allahut për të bërë gjithçka, përfshirë edhe Shpalljen dhe ringjalljen.
- Mohimi i të dërguarve ndodhi në të gjithë popujt e mëparshëm, të cilët Allahu i ka shkatërruar e zhdukur, pasi ndëshkimi i mohuesve është një ligj hyjnor i pandryshueshëm.

وَلَقَدۡ خَلَقۡنَا ٱلۡإِنسَٰنَ وَنَعۡلَمُ مَا تُوَسۡوِسُ بِهِۦ نَفۡسُهُۥۖ وَنَحۡنُ أَقۡرَبُ إِلَيۡهِ
مِنۡ حَبۡلِ ٱلۡوَرِيدِ ١٦ إِذۡ يَتَلَقَّى ٱلۡمُتَلَقِّيَانِ عَنِ ٱلۡيَمِينِ وَعَنِ ٱلشِّمَالِ
قَعِيدٞ ١٧ مَّا يَلۡفِظُ مِن قَوۡلٍ إِلَّا لَدَيۡهِ رَقِيبٌ عَتِيدٞ ١٨ وَجَآءَتۡ سَكۡرَةُ
ٱلۡمَوۡتِ بِٱلۡحَقِّۖ ذَٰلِكَ مَا كُنتَ مِنۡهُ تَحِيدُ ١٩ وَنُفِخَ فِي ٱلصُّورِۚ ذَٰلِكَ
يَوۡمُ ٱلۡوَعِيدِ ٢٠ وَجَآءَتۡ كُلُّ نَفۡسٖ مَّعَهَا سَآئِقٞ وَشَهِيدٞ ٢١ لَّقَدۡ
كُنتَ فِي غَفۡلَةٖ مِّنۡ هَٰذَا فَكَشَفۡنَا عَنكَ غِطَآءَكَ فَبَصَرُكَ ٱلۡيَوۡمَ حَدِيدٞ
٢٢ وَقَالَ قَرِينُهُۥ هَٰذَا مَا لَدَيَّ عَتِيدٌ ٢٣ أَلۡقِيَا فِي جَهَنَّمَ كُلَّ كَفَّارٍ
عَنِيدٖ ٢٤ مَّنَّاعٖ لِّلۡخَيۡرِ مُعۡتَدٖ مُّرِيبٍ ٢٥ ٱلَّذِي جَعَلَ مَعَ ٱللَّهِ إِلَٰهًا
ءَاخَرَ فَأَلۡقِيَاهُ فِي ٱلۡعَذَابِ ٱلشَّدِيدِ ٢٦ ۞ قَالَ قَرِينُهُۥ رَبَّنَا مَآ أَطۡغَيۡتُهُۥ (ثلاثة أرباع الحزب ٥٢)
وَلَٰكِن كَانَ فِي ضَلَٰلِۭ بَعِيدٖ ٢٧ قَالَ لَا تَخۡتَصِمُواْ لَدَيَّ وَقَدۡ قَدَّمۡتُ
إِلَيۡكُم بِٱلۡوَعِيدِ ٢٨ مَا يُبَدَّلُ ٱلۡقَوۡلُ لَدَيَّ وَمَآ أَنَا۠ بِظَلَّٰمٖ لِّلۡعَبِيدِ ٢٩
يَوۡمَ نَقُولُ لِجَهَنَّمَ هَلِ ٱمۡتَلَأۡتِ وَتَقُولُ هَلۡ مِن مَّزِيدٖ ٣٠ وَأُزۡلِفَتِ
ٱلۡجَنَّةُ لِلۡمُتَّقِينَ غَيۡرَ بَعِيدٍ ٣١ هَٰذَا مَا تُوعَدُونَ لِكُلِّ أَوَّابٍ حَفِيظٖ
٣٢ مَّنۡ خَشِيَ ٱلرَّحۡمَٰنَ بِٱلۡغَيۡبِ وَجَآءَ بِقَلۡبٖ مُّنِيبٍ ٣٣ ٱدۡخُلُوهَا
بِسَلَٰمٖۖ ذَٰلِكَ يَوۡمُ ٱلۡخُلُودِ ٣٤ لَهُم مَّا يَشَآءُونَ فِيهَا وَلَدَيۡنَا مَزِيدٞ ٣٥



(16) Ndërkohë, jemi Ne që e kemi krijuar njeriun dhe e dimë më mirë se askush tjetër gjithçka që ka lidhje me të, madje Ne njohim edhe çdo pëshpëritje e mendim që i kalon ndërmend. Ne, me dijen Tonë, jemi më afër njeriut sesa damari i qafës së tij, i cili lidh zemrën me mendjen.
(17) Sapo ai flet e vepron atë që mendon, menjëherë atë vepër ia shkruajnë dy engjëjt përcjellës, që i rrinë në pritje; njëri nga e djathta, që shkruan të mirat dhe tjetri nga e majta,që shkruan të këqijat e tij.
(18) Madje, nuk ndodh që të thotë një fjalë, e që pranë tij të mos të jetë engjëlli mbikëqyrës, i gatshëm për të
shënuar. (19) Pasi e ka mbushur librin e jetës së vet, atij i qaset vuajtja e agonisë së vdekjes, bashkë me të Vërtetën e jetës që gjendet pas saj dhe i thuhet: "Kjo është ajo prej të cilës ke ikur e nuk doje të dëgjoje për të! "
(20) Pasi të ketë qëndruar në jetën e varrit sa të ketë dashur Allahu dhe t'i fryhet Surit *(Bririt)* herën e dytë, nga engjëlli i caktuar, ai ka për t'u ringjallur e për të dalë përpara Allahut. Aty do t'i thuhet: "Kjo është Dita e Premtuar *(Dita e Gjykimit)*, të cilën jua pati premtuar Allahu e ju patën paralajmëruar të dërguarit e Tij! "
(21) Atë ditë çdo njeri do paraqitet për të dhënë llogari për atë që ka bërë. Me të do të vijë edhe ai që e ka nxitur e drejtuar të bëjë zgjedhjen e tij, si dhe ai që e ka dëshmuar *(përjetuar)* të mirën apo të keqen që ka bërë.
(22) Aty do t'i thuhet: "Vërtet, ti ke qenë indiferent në lidhje me këtë ditë, për shkak të mashtrimit me kënaqësitë e qejfet e tua. Ndërsa sot Ne ta kemi hequr ty perden e gjynaheve, që të patën mbuluar dritën e syve e të zemrës, prej të cilës ti nuk mund ta shihje të Vërtetën *(Fuqinë dhe Madhështinë)* e Allahut. Sot shikimi yt është i çeliktë *(i fuqishëm, i mprehtë)* për të parë tërësisht atë tmerr e atë dënim që Allahu ka përgatitur për mohuesit.
(23) Atë ditë, shejtani që kishte qenë shoqërues i njeriut dhe pati premtuar se do ta devijonte e do ta humbte këdo që do
ta ndiqte në jetën e dynjasë, do të thotë: "Ky që është pranë meje *(premtimi im)* tashmë është gati!" (24) Atëherë, Allahu do t'u drejtohet
dy engjëjve, që i kanë shkruar njeriut çdo gjë të jetës së tij, duke u thënë: "Hidheni në Zjarr të Xhehenemi këdo që ka qenë mohues i së Vërtetës së Allahut; atë që ka qenë arrogant e kryeneç ndaj të Vërtetës së të dërguarve të Mi, që i dërgova për t'i paralajmëruar e ftuar në besim; (25) atë që ka qenë pengues i të mirës, duke mos i lejuar as të tjerët të besonin e të ndiqnin udhëzimin që ua zbrita me anë të Shpalljes; atë që ka kaluar çdo kufi të Allahut me kryerjen e gjynaheve dhe atë që ka dyshuar në drejtësinë e Allahut dhe Ditën e
Gjykimit. (26) E sa i përket atij, i cili besoi në një zot tjetër, duke e mohuar njëshmërinë e Allahut e duke adhuruar dikë tjetër, vërviteni në dënimin e ashpër që është premtuar, për shkak të shpërfilljes së madhështisë së Allahut dhe uljen e Tij në nivelin e krijesave e të idhujve të tyre të pavlerë!" (27) Aty shejtani shoqërues, që e ka shoqëruar vazhdimisht njeriun në humbje gjatë jetës së dynjasë, do
thotë duke u distancuar prej tij: "Zoti ynë, unë nuk e kam devijuar atë forcërisht, që të ndjekë rrugën e së keqes e të humbjes, por ai vetë ka qenë në humbje të largët, se ai vetë e dëshironte të keqen!" (28) Ai do t'u thotë: "Mos e diskutoni fjalën Time para Meje, pasi Unë ju pata paralajmëruar sa ishit në dynja për ndëshkimin e ashpër që do kishte kushdo që do më mohonte e do më kundërshtonte.
(29) Kurrsesi nuk ka për të ndryshuar fjala Ime e nuk kam për ta thyer premtimin Tim! Unë nuk u bëj padrejtësi robërve të Mi në asgjë, por ashtu siç ata kanë bërë, ashtu do të veprohet ndaj tyre!" (30) Ajo do jetë dita kur Xhehenemit do t'i themi: "A je mbushur?!" E ai
do thotë: "A ka më për të shtuar?!" (31) Ndërsa atyre që e fituan mbrojtjen e Allahut, do t'u afrohet Xheneti, në një distancë aspak të
largët. (32) Kjo, pra, (o njerëz) është ajo që ju premtohet, si përkujtim, për këdo që dëshiron të pendohet e të ruhet.
(33) Kush i frikësohet të Gjithëmëshirshmit në fshehtësi, kur atë nuk e shikon askush tjetër përveç Allahut dhe vjen me zemër besimtare, të penduar e të kthyer nga Allahu, (34) atë ditë do t'i thuhet: "Hyni në Xhenet me Selam *(Paqe e Shpëtim)*, duke shpëtuar prej çdo të keqeje dhe çdo shqetësimi që nuk do ta dëshironit. Kjo është Dita e Përjetshme, pas të cilës nuk ka më vdekje! "
(35) Atje*(në Xhenet),* ata do të kenë çfarë të duan dhe, kur të mos dinë më çfarë të dëshirojnë, atyre do t'u jepet prej Nesh edhe më shumë se ajo që kanë imagjinuar. Atyre do tu mundësohen ato gjëra që syri i njeriut nuk i ka parë, veshët s'i kanë dëgjuar dhe mendja nuk mund t'i imagjinojë. Mbi të gjitha këto do të jetë shikimi i bukurisë së Fytyrës së Allahut - Qoftë i Lartësuar!

### Mësime nga ajetet:

- Dija që ka Allahu në lidhje edhe me ato mendime e ndjenja që kalojnë në brendësinë tonë, qofshin të mira apo të këqija.
- Rreziku që sjell indiferentizmi në lidhje me përgatitjen për jetën e përjetshme.
- Pohimi i një prej cilësive të Allahut, drejtësisë së Tij absolute, që Ai do të vendosë mes robërve të Vet.

وَكَمۡ أَهۡلَكۡنَا قَبۡلَهُم مِّن قَرۡنٍ هُمۡ أَشَدُّ مِنۡهُم بَطۡشٗا فَنَقَّبُواْ
فِي ٱلۡبِلَٰدِ هَلۡ مِن مَّحِيصٍ ٣٦ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَذِكۡرَىٰ لِمَن
كَانَ لَهُۥ قَلۡبٌ أَوۡ أَلۡقَى ٱلسَّمۡعَ وَهُوَ شَهِيدٞ ٣٧ وَلَقَدۡ خَلَقۡنَا
ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَ وَمَا بَيۡنَهُمَا فِي سِتَّةِ أَيَّامٖ وَمَا مَسَّنَا
مِن لُّغُوبٖ ٣٨ فَٱصۡبِرۡ عَلَىٰ مَا يَقُولُونَ وَسَبِّحۡ بِحَمۡدِ رَبِّكَ
قَبۡلَ طُلُوعِ ٱلشَّمۡسِ وَقَبۡلَ ٱلۡغُرُوبِ ٣٩ وَمِنَ ٱلَّيۡلِ فَسَبِّحۡهُ
وَأَدۡبَٰرَ ٱلسُّجُودِ ٤٠ وَٱسۡتَمِعۡ يَوۡمَ يُنَادِ ٱلۡمُنَادِ مِن مَّكَانٖ قَرِيبٖ
٤١ يَوۡمَ يَسۡمَعُونَ ٱلصَّيۡحَةَ بِٱلۡحَقِّۚ ذَٰلِكَ يَوۡمُ ٱلۡخُرُوجِ ٤٢ إِنَّا
نَحۡنُ نُحۡيِۦ وَنُمِيتُ وَإِلَيۡنَا ٱلۡمَصِيرُ ٤٣ يَوۡمَ تَشَقَّقُ ٱلۡأَرۡضُ
عَنۡهُمۡ سِرَاعٗاۚ ذَٰلِكَ حَشۡرٌ عَلَيۡنَا يَسِيرٞ ٤٤ نَّحۡنُ أَعۡلَمُ بِمَا يَقُولُونَۖ
وَمَآ أَنتَ عَلَيۡهِم بِجَبَّارٖۖ فَذَكِّرۡ بِٱلۡقُرۡءَانِ مَن يَخَافُ وَعِيدِ ٤٥

ترتيبها ٥١ سُورَةُ الذَّارِيَاتِ آياتها ٦٠

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَٱلذَّٰرِيَٰتِ ذَرۡوٗا ١ فَٱلۡحَٰمِلَٰتِ وِقۡرٗا ٢ فَٱلۡجَٰرِيَٰتِ يُسۡرٗا ٣
فَٱلۡمُقَسِّمَٰتِ أَمۡرًا ٤ إِنَّمَا تُوعَدُونَ لَصَادِقٞ ٥ وَإِنَّ ٱلدِّينَ لَوَٰقِعٞ ٦



(36) Sa e sa breza para idhujtarëve mohues të Mekës Ne i shkatërruam ndër shekuj! Ata ishin më të fuqishëm se mekasit dhe sërish rrekeshin nëpër tokë për të gjetur ndonjë shpëtim nga dënimi, por nuk gjetën dot.

(37) Vërtet që në zhdukjen e popujve të tillë ekziston një këshillë e kujtesë e rëndësishme për atë që ka zemër, është i vëmendshëm, mendon thellë dhe është dëshmitar dhe përjetues i kësaj.

(38) Madje Ne, pavarësisht fuqisë e madhështinë Tonë për t'i bërë gjërat në çast me një fjalë të vetme "Bëhu! ", i kemi krijuar qiejt e Tokën dhe gjithçka që ekziston mes tyre brenda gjashtë ditëve. Për këtë nuk ndiem asnjë lodhje, asnjë dobësi e as plogështi. Ne e bëmë këtë në mënyrë, që ta dini se gjithçka kërkon kohën e vet.

(39) Prandaj, tregohu i duruar (o i Dërguar) në lidhje me gjithçka që thonë mohuesit për Allahun dhe lartësoje Zotin tënd, për të larguar çdo mendim të gabuar që ata thonë rreth Tij. Gjithashtu, falenderoje Atë për mirësinë e udhëzimit, që Ai ta ka mundësuar, duke e adhuruar në pesë kohët e namazeve,veçanërisht në namazin e sabahut, para lindjes së diellit dhe namazin e ikindisë, para perëndimit të diellit.

(40) Lartësoje Allahun në një pjesë të natës, duke falur namaz nate. Pas faljes së çdo namazi, thuaj vazhdimisht: "Subhanallah, Elhamdulilah dhe Allahu Ekber!"

(41) Ti (o i Dërguar) dëgjoje me kujdes këtë që po të shpallet, pasi është e Vërtetë gjithçka që është në të! Ditën kur një thirrës prej engjëjve të thërrasë prej vendit të afërt, atë ditë do të ndodhë fryrja e parë (e Surit) dhe gjithçka që është në qiej dhe në tokë do të vdesë, përveç atyre që dëshiron Allahu.

(42) Ditën kur ata ta dëgjojnë oshtimën e dytë, ajo do t'u vijë atyre bashkë me të vërtetën e ringjalljes dhe ajo do të jetë dita e daljes së tyre prej varreve teksa ringjallen.

(43) Vërtetë, vetëm Ne jemi që japim jetë dhe japim vdekje
dhe vetëm tek Ne është kthimi juaj! (44) Ditën kur të çahet toka prej tyre, ashtu siç çahet prej bimëve kur mbijnë, e ata do të dalin
prej saj me shpejtësi, për t'u drejtuar për në Fushën e Mahsherit. Për Ne kjo ringjallje është shumë e lehtë. (45) Ne e dimë më mirë
se askush tjetër se çfarë thonë njerëzit dhe se ti (o i Dërguar) nuk je dërguar për të qenë mbi ta imponues, që t'i detyrosh të besojnë.
Përkundrazi, ti je dërguar vetëm që t'i vësh ata në dijeni për këto që po t'i shpall Allahu dhe, pas kësaj, ata janë vetë përgjegjës për
zgjedhjen e tyre. Përkujto e këshillo me këtë Kuran, vetëm atë që e ka frikë kërcënimin Tim!

## SURJA "EDH-DHARIJAT"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Informimi i xhindeve dhe i njerëzve se Allahu i Lartësuar është i Vetmi që e ka në dorë furnizimin e tyre, me qëllim që të mos e mbajnë shpresën tek askush tjetër veç Tij, në kërkimin e riskut dhe ta adhurojnë vetëm Atë.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Allahu betohet për erërat që ngrejnë pluhurin.
(2) Dhe për retë që mbartin ujin e bollshëm.
(3) Dhe për anijet që lundrojnë në det lehtë dhe pa vështirësi.
(4) Dhe për engjëjt që ndajnë çfarë urdhëron Allahu nga çështjet e robve.
(5) Vërtetë, çfarë ju premton Zoti juaj, për llogaridhënien dhe shpërblimin është e vërtetë, nuk ka dyshim në të.
(6) Patjetër që llogaridhënia e robve do të bëhet ditën e Kiametit.

### Mësime nga ajetet:

- Përfitimi nga ndodhitë historike është aftësi e njerëzve që kanë zemër e mendje të thellë.
- Urtësinë e krijimit të universit nga ana e Allahut brenda gjashtë ditësh e di vetëm Allahu, mirëpo mbase prej kësaj urtësie absolute është edhe qartësimi i njerëzve se çdo gjë do kohën e vet.
- Edukata e keqe e judejve me Allahun, të cilët thonë se pasi Ai krijoi qiejt dhe Tokën është lodhur dhe kjo është mohim i Allahut.

وَٱلسَّمَآءِ ذَاتِ ٱلۡحُبُكِ ٧ إِنَّكُمۡ لَفِي قَوۡلٖ مُّخۡتَلِفٖ ٨ يُؤۡفَكُ عَنۡهُ مَنۡ
أُفِكَ ٩ قُتِلَ ٱلۡخَرَّٰصُونَ ١٠ ٱلَّذِينَ هُمۡ فِي غَمۡرَةٖ سَاهُونَ ١١ يَسۡـَٔلُونَ
أَيَّانَ يَوۡمُ ٱلدِّينِ ١٢ يَوۡمَ هُمۡ عَلَى ٱلنَّارِ يُفۡتَنُونَ ١٣ ذُوقُواْ فِتۡنَتَكُمۡ
هَٰذَا ٱلَّذِي كُنتُم بِهِۦ تَسۡتَعۡجِلُونَ ١٤ إِنَّ ٱلۡمُتَّقِينَ فِي جَنَّٰتٖ وَعُيُونٍ
١٥ ءَاخِذِينَ مَآ ءَاتَىٰهُمۡ رَبُّهُمۡۚ إِنَّهُمۡ كَانُواْ قَبۡلَ ذَٰلِكَ مُحۡسِنِينَ ١٦
كَانُواْ قَلِيلٗا مِّنَ ٱلَّيۡلِ مَا يَهۡجَعُونَ ١٧ وَبِٱلۡأَسۡحَارِ هُمۡ يَسۡتَغۡفِرُونَ ١٨
وَفِيٓ أَمۡوَٰلِهِمۡ حَقّٞ لِّلسَّآئِلِ وَٱلۡمَحۡرُومِ ١٩ وَفِي ٱلۡأَرۡضِ ءَايَٰتٞ
لِّلۡمُوقِنِينَ ٢٠ وَفِيٓ أَنفُسِكُمۡۚ أَفَلَا تُبۡصِرُونَ ٢١ وَفِي ٱلسَّمَآءِ رِزۡقُكُمۡ
وَمَا تُوعَدُونَ ٢٢ فَوَرَبِّ ٱلسَّمَآءِ وَٱلۡأَرۡضِ إِنَّهُۥ لَحَقّٞ مِّثۡلَ مَآ أَنَّكُمۡ
تَنطِقُونَ ٢٣ هَلۡ أَتَىٰكَ حَدِيثُ ضَيۡفِ إِبۡرَٰهِيمَ ٱلۡمُكۡرَمِينَ ٢٤ إِذۡ
دَخَلُواْ عَلَيۡهِ فَقَالُواْ سَلَٰمٗاۖ قَالَ سَلَٰمٞ قَوۡمٞ مُّنكَرُونَ ٢٥ فَرَاغَ إِلَىٰٓ
أَهۡلِهِۦ فَجَآءَ بِعِجۡلٖ سَمِينٖ ٢٦ فَقَرَّبَهُۥٓ إِلَيۡهِمۡ قَالَ أَلَا تَأۡكُلُونَ
٢٧ فَأَوۡجَسَ مِنۡهُمۡ خِيفَةٗۖ قَالُواْ لَا تَخَفۡۖ وَبَشَّرُوهُ بِغُلَٰمٍ عَلِيمٖ ٢٨
فَأَقۡبَلَتِ ٱمۡرَأَتُهُۥ فِي صَرَّةٖ فَصَكَّتۡ وَجۡهَهَا وَقَالَتۡ عَجُوزٌ عَقِيمٞ
٢٩ قَالُواْ كَذَٰلِكِ قَالَ رَبُّكِۖ إِنَّهُۥ هُوَ ٱلۡحَكِيمُ ٱلۡعَلِيمُ ٣٠



(7) Pasha qiellin e përsosur e të përkryer, të zbukuruar
me plot yje e rrugë *(orbita)* të shumta e madhështore.
(8) Vërtet që ju (o njerëz) ashtu si yjet e rrugët e tyre në
qiell, jeni po aq të ndryshëm e kontradiktorë në fjalët që
thoni, duke mos qenë të sigurt asnjëherë, qoftë për mirë e
qoftë për keq. (9) Prej besimit në këtë Kuran madhështor
shmanget vetëm ai që i shmanget pranimit të së Vërtetës.
(10) Mallkuar qofshin gënjeshtarët, që gënjejnë dhe shpifin
si ndaj njerëzve, ashtu edhe ndaj Allahut!
(11) Ata të cilët janë zhytur e mbuluar në injorancë, duke
mos e njohur Allahun e të Vërtetën e Tij. Ata në jetën e
tyre janë plotësisht neglizhentë ndaj Botës Tjetër, duke
mos u përgatitur e duke mos e përfillur atë. (12) E në vend
që të frikësohen, të besojnë e të përgatiten, ata pyesin me
provokim: "Kur do të ndodhë Dita Gjykimit?" (13) Ajo do
të jetë Ditën kur ata do të provokohen mbi Zjarr, ashtu siç
provokojnë zemërimin e Allahut në jetën e dynjasë.
(14) Atëherë do t'u thuhet: "Shijojeni tani provokimin tuaj!
Ky është ai dënim që ju, me mohimin e përqeshjen tuaj, e
kërkonit t'ju vinte juve sa më parë, për shkak të sigurisë
që kishit në vetvete se nuk është i vërtetë!"
(15) Sigurisht që të përkushtuarit, të cilët i zbatojnë po-
rositë e Allahut dhe iu largohen ndalesave të Tij, atë ditë
do të jenë mes kopshteve dhe burimeve të kulluara të
Xhenetit, (16) duke marrë shpërblimin që u ka përgatitur
Zoti i tyre, sepse në jetën e dynjasë, para se ta arrijnë këtë
shpërblim, ata kanë qenë besimtarë të mirë dhe bamirës
ndaj njerëzve. (17) Ata falnin vazhdimisht namaz vullnetar
natën dhe flinin pak gjatë natës. (18) E kur vinte koha *e
syfyrit (pak para mbarimit të natës)*, ata i kërkonin falje
Allahut për gjynahet e bëra.
(19) Ndërsa për njerëzit, ata veçonin një pjesë të pasurisë
së tyre, si një e drejtë e merituar për t'ia dhënë çdo lypësi,
që u kërkonte apo nuk u kërkonte dhe çdo të privuari nga
pasuria e vet. (20) Në tokë ekzistojnë fakte dhe argumente
të mjaftueshme për ata që besojnë bindshëm në ekzistencën e një Krijuesi Absolut, i Cili ka krijuar gjithçka në mënyrën më të përkryer
dhe të njohin nëpërmjet atyre fakteve fuqinë, dijen dhe përsosmërinë e Allahut në gjithçka që i rrethon. (21) Madje edhe në veten tuaj (o
njerëz) gjenden fakte dhe argumente të mjaftueshme, që tregojnë Madhështinë e Tij në krijimin tuaj. Vallë, a nuk e shihni përsosmërinë
me të cilën Ai ju ka krijuar?! (22) E mbi të gjitha, tek Ai, në qiell, është edhe caktimi i furnizimit tuaj dhe i çdo gjëje që ka lidhje me
ju, qoftë në lidhje me pasurinë apo me fenë dhe besimin. Po tek Ai, në qiell, është edhe ajo që po ju premtohet, domethënë Xheneti e
Xhehenemi, shpërblimi e ndëshkimi, e mira dhe e keqja dhe bota tjetër. (23) Betohem për Zotin e qiellit dhe të tokës, se nuk ka dyshim
se kjo që po ju thuhet, në lidhje me ringjalljen, Botën Tjetër dhe gjithçka që përmendet në këtë Kuran, është po aq e vërtetë sa ç'është
e vërtetë që ju flisni. Ky është argument i mjaftueshëm që të bindeni se ju keni zbritur në tokë dhe dalloni nga kafshët.
(24) A ke dëgjuar, o i Dërguar, për bisedën e melekëve që i shkuan mysafirë Ibrahimit (Paqja qoftë mbi të!) dhe ai mikpriti ata?!
(25) Kur ata hynë tek Ai e i thanë: "Selam *(vijmë në paqe)*!" Ibrahimi iu përgjigj: "Selam *(paqja ju qoftë)*!" ndërsa tha më vete: "Njerëz
të panjohur!" (26) Dhe, menjëherë, iu përvodh atyre fshehurazi e shkoi tek familja. Pastaj erdhi me një viç të plotë e të majmë, duke
menduar se ata ishin njerëz. (27) Pasi e përgatiti atë dhe ua afroi, u tha me mirësjellje: "A nuk po merrni të hani prej tij?!"
(28) Kur pa se ata nuk po i zgjatnin duart tek ushqimi, ndjeu njëfarë frike në vetvete prej tyre, por ata e kuptuan dhe i thanë për ta
qetësuar: "Mos ki frikë, pasi ne jemi të dërguar prej Allahut!" Pastaj i dhanë atij lajmin e mirë për lindjen e një djali- Is'hakut (nga
Sara), të cilit do t'i dhurohej dituri e madhe.
(29) E pasi e dëgjoi gruaja e tij (Sara) këtë lajm të mirë prej tyre, klithi prej gëzimit e i ra fytyrës së vet me shuplaka dhe tha: "Vallë
ka për ta lindur vërtet një plakë, e cila më parë ka qenë edhe sterile?!!" (30) Engjëjt i thanë: "Atë që ne të informuam, e ka thënë Zoti
yt dhe se ajo çfarë thotë Ai nuk kthehet më mbrapa. Me të vërtetë, Ai është i Urti, që gjithçka e bën sipas Urtësisë së Vet Absolute në
kohën dhe momentin e duhur. Ai është i Gjithëdijshmi në lidhje me krijesat e Tij".

## Mësime nga ajetet:

• Bërja e veprave të mira vetëm për hir të Allahut janë shkak për të hyrë në Xhenet. • Mirësia që ka falja e namazit të natës, e cila është edhe vepra që të afron më shumë me Allahun. • Prej edukatës me mysafirët janë: kthimi i përshëndetjes në mënyrën edhe më të mirë, shtrimi i tryezës pa rënë në sy, përgatitja para se të vijnë, përfshirja në tryezë e çdo gjëje që gjendet në shtëpi. Po ashtu, shtrimi i tavolinës duhet bërë me kënaqësi në, nuk duhet vonuar në shtrimin e saj, afrimi i ushqimit sa më pranë mysafirëve dhe ftesa me dashamirësi për të ngrënë.